# DITURIA ISLAME

NUMËR 271 | VITI 26 | SHKURT 2013 | REBIUL-AHIR 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## ÇFARË KA NDRYSHUAR TE SHQIPTARËT PAS ISLAMIZIMIT TË TYRE?



www.dituriaislame.net



# XHAMIA NË MAGURË

Ndërtimi i Xhamisë së Magurës pati filluar në vitin 2008 dhe përfundoi në vitin 2010. Xhamia ka 7 kupola, 1 minare 45 metra, kurse brenda ka dhomën/klasën për mësimbesim, ka zyren e imamit dhe sallën e pritjes së mysafirëve (bufe). Hapësira e saj është 450 m2 dhe si aneks ka abdest-hanen për mashkuj dhe për femra ndaras, ka gasullhane (për pastrim të kufomave) dhe objekti ka ngrohje qendrore. Xhamisë i mungon rrethoja e oborrit dhe ka nevojë për disa investime të brendshme, të cilat kapin shumën rreth 15.000 euro.



## KRYEIMAMËT E KËSHILLAVE TË BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, NË SEMINARIN NJË JAVOR NË KATAR PREJ 3-11 JANAR 2013

Me ftesë të Qendrës Kardavi për mendimin mesatar islam dhe të ripërtëritjes dhe Fakultetit të Studimeve Islame të Universitetit Hamed bin Halife, një delegacion prej 10 Kryeimamëve të Këshillave të BIK-ut, në krye me Kryeimamin e Kosovës Sabri ef. Bajgora, mori pjesë në një Seminar trajnues prej datës 3-11 janar në Doha të Katarit.



«القرضاوي للوسطية» ينظم دورة لعلماء كوسوفو ومقدونيا



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www. dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



# Vlera e jetës së njeriut

*Feja islame është mesazhi hyjnor që, në thelb, e cilëson dhe i jep vlerë e kuptim jetës së njeriut. Njeriu si krijesa e Allahut xh.sh., e ka mision ngritjen e avancimin e së drejtës dhe vendosjen e paqes dhe harmonisë në mes njerëzve kudo qofshin ata dhe çfarëdo race, ngjyre, etnie apo feje qofshin. Marrja e jetës së tjetrit nuk përkon kurrsesi me mësimet dhe mesazhet e Islamit. "Kush mbyt një besimtar me qëllim, dënimi i tij është Xhehenemi (ferri, zjarri), në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar atë dhe i ka përgatitur dënim të madh". (En-Nisaë,93). Vrasja konsiderohet absolutisht si një krim i kryer kundër gjithë njerëzimit:"… kush mbyt një njeri pa mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në Tokë, atëherë është sikur t'i kishte mbytur të gjithë njerëzit". (El Maide,32). Kurse në një vend tjetër Allahu xh.sh. urdhëron e thotë: "Dhe mos e mbytni njeriun që e ka ndaluar Allahu, përveçse me drejtësi. E kush mbytet pa të drejtë, kujdestarit të tij Ne i kemi dhënë të drejtë (të kërkojë drejtësinë) e ai të mos e kalojë kufirin në mbytje përderisa ai është i ndihmuar". (El Isra,33). Qenësore për njeriun është të dijë qëllimin e krijimit në këtë botë të krijuar. Myslimani jeton për qëllime dhe objektiva të qartë e të lartë. Karakteristikë e njerëzve të suksesshëm dhe popujve të përparuar është hartimi i strategjive të qarta në programet e tyre, qofshin individuale apo kolektive, po dhe shtetërore. "A menduat se Ne ju krijuam kot dhe se nuk do të ktheheni te Ne"? (El Mu'minun,115). Në praktikën islame krimet nuk mbesin pa u ndëshkuar dhe kriminelët e keqbërësit do të vuajnë dënimin e veprës së tyre: "O ju që besuat, ju është bërë obligim gjurmimi për dënim për mbytje: i liri për të lirin, robi për robin, femra për femrën. Kurse atij që i falet diçka nga vëllai i vet, atëherë ajo le të përcillet (e atij që e fal) kuptueshëm dhe shpagimi (nga dorasi) atij le t'i bëhet me të mirë. Ky është një lehtësim dhe mëshirë prej Zotit tuaj. E kush e tejkalon pas këtij (pajtimi), ai ka një dënim të idhët. O ju të zotët e mendjes, kjo masë e dënimit është jetë për ju, në mënyrë që të ruheni (nga mbytja e njëri-tjetrit)". (El Bekare,178-179) Në kriminalitet ndikojnë një mori faktorësh, të cilët janë të ndërlidhur në mes tyre dhe ndikojnë në njëri-tjetrin. Në këtë vazhdë, edhe mjetet e komunikimit masiv - mediet, kanë një rol të rëndësishëm si në procesin e formimit të personalitetit, sepse individin mund ta orientojnë në drejtim pozitiv-në drejtimin e parandalimit të kriminalitetit, ose në drejtim negativ - në drejtim të nxitjes/shtytjes për sjellje delikuente dhe kriminale. Po ashtu frymëzim mund të jetë dhe mjeti me të cilin kryhen një varg veprash penale. Mjetet e komunikimit masiv, luajnë rol të madh në informimin dhe formimin e opinionit publik lidhur me jetën politike, ekonomike, sociale, kulturore, shkencore, fetare etj..*

*Më tutje, mjetet e komunikimit masiv kanë ndikim edhe në zhvillimin dhe formimin e personalitetit të njeriut. Mirëpo, në këtë aspekt ndikojnë edhe një varg faktorësh të tjerë subjektivë e objektivë dhe në ndërlidhje me faktorë të tjerë. Rreth kësaj çështjeje ka shumë hadithe, disa prej të cilave janë: "Vrasja e një myslimani padrejtësisht është po aq e rëndë sa shfarosja e mbarë botës". "Nëse të gjithë banorët e Qiejve dhe të Tokës do të bashkoheshin për të vrarë një mysliman, Allahu do t'i hidhte që të gjithë me fytyrë në zjarr duke i poshtëruar dhe përbuzur". "Nuk ka dyshim se gjaku dhe pronat tuaja janë të paprekshme".*

*I Dërguari a.s., në një hadith tjetër na paralajmëron shumë qartë se marrja e jetës së tjetrit llogaritet prej "shtatë gjërave shkatërruese". I Dërguari a.s. e sqaroi këtë çështje me këto fjalë:"Kushdo që vritet, qoftë edhe padrejtësisht, trashëgimtarët e tij kanë mundësi të zgjedhin njërin nga tri opsionet e mëposhtme: ekzekutimin, faljen ose kompensimin. Nëse zgjedh një alternativë të katërt, pengojeni atë."*

*Mr. Rexhep Suma*

# Komentimi i sures "Er-Rrahman" (9)

Sabri Bajgora

هَذِهِ جَهَنَّمُ الَّتِي يُكَذِّبُ بِهَا الْمُجْرِمُونَ (43) يَطُوفُونَ بَيْنَهَا وَبَيْنَ حَمِيمٍ آنٍ (44) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (45)

**"Ja, ky është xhehennemi, të cilin kriminelët e mohonin. Ata do të sillen vërdallë ndërmjet atij (zjarrit) dhe ujit të vluar deri në kulminacion. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?" –(Er-Rrahman, 43-45)**

**Koment:**

**43. Ja, ky është xhehennemi, të cilin kriminelët e mohonin.**

**44. Ata do të sillen vërdallë ndërmjet atij (zjarrit) dhe ujit të vluar deri në kulminacion.**

Ditën kur të përfundojë gjykimi i pabesimtarëve-kriminelëve, ata do të tërhiqen zvarrë deri tek greminat e Xhehenemit, e do të hidhen pa mëshirë në to.

Skëterrat e Xhehenemit janë vendndëshkime të tmerrshme, në të cilat do të hidhen mëkatarët. Ky është vendqëndrimi i përjetshëm i atyre që nuk deshën ta shihnin dritën e së vërtetës. Zemrat e tyre nuk pulsuan me ritmin (taktin) e natyrshmërisë, në të cilën i krijoi Allahu xh.sh.. Ata i verboi mendjemadhësia me të cilën i shtyti shejtani i mallkuar. Sa e sa herë kishin rastin të shpëtonin, sepse i Madhërishmi u ofroi varkën e shpëtimit, por kot...! Ata ishin të verbër - ndonëse shihnin, ishin të shurdhër - ndonëse dëgjonin. Ata ishin mbyllur në "botën" e tyre të rreme iluzore, duke pretenduar se vetëm jeta e kësaj bote ishte e tëra. Mendjet e tyre të shprishura nuk mund të perceptonin se, pas vdekjes, mund të ketë jetë e gjallëri. Ata harruan se vdekja nuk ishte fundi po fillimi i jetës së vërtetë! Të mjerët! Vetëm tash e shohin realitetin e tyre të hidhur. Për ta më nuk ka shpresë e as shpëtim, po vetëm turp, nënçmim e ndëshkim.

Jeta që e kishin imagjinuar, të ngujuar brenda guaskës së ambicieve të tyre të sëmura, sakaq do të shembet para syve të tyre, sikur të ishte një kështjellë prej rëre, të cilën e shkapërderdh era e harlisur, ashtu siç ka ardhur edhe në ajetin 18 të sures Ibrahim:

"Shembulli i veprave të atyre që nuk besuan, është si hiri, të cilin me rrëmbim e shkapërderdh era në ndonjë ditë të stuhishme, e ata nuk mund të realizojnë asgjë nga veprat që kanë bërë, e ky është ai dështimi i madh".

Xhehenemi, të cilin Allahu xh.sh e ka cekur shpesh në Kur'an për ta përshkruar zjarrin dhe ndëshkimin në të, tani do t'u shfaqet këtyre mohuesve mu para syve të tyre. Ata do t'i shohin flakërimat e tij përcëlluese, të cilat gllabërojnë çdo gjë para vetes. Ata, të lidhur me pranga, këmbësh e duarsh, do të tërhiqen zvarrë për në greminat e Skëterrës dhe, me përbuzje, do t'u thuhet: Ja ky është Xhehenemi që e përgënjeshtruat, e pra, shijoni tash tmerrin, trishtimin dhe lemerinë e tij!

Sipas përshkrimit të ajeteve kuranore, shohim se Xhehenemi ka shtatë dyer, kate a gremina:

"E s'ka dyshim se xhehennemi është vendpremtimi i të gjithë atyre. Ai (xhehennemi) i ka shtatë dyer, çdonjëri prej tyre ka shtegun (derën) e caktuar (nëpër të cilën do të hyjë)". – (El-Hixhr, 43-44)

Emërtimet e këtyre skëterrave-greminave, nëpër të cilat do të ndëshkohen përjetësisht pabesimtarët, ashtu siç kanë ardhur në ajetet kuranore, janë këto:

1. Xhehenemi – Rrjedh nga fjala "xhehametu", që nënkupton fytyrën e mrrolur, të shëmtuar e të vrazhdë. Allahu xh.sh. e ka përzgjedhur këtë emërtim për zjarrin e ashpër e përcëllues. Në këtë xhehenem, do të ndëshkohen jobesimtarët: "Ne e kemi përgatitur për jobesimtarët xhehennemin vendpritje". – (El-Kehf, 102)

Ky emërtim në Kuran është përmendur 77 herë.

2. Xhehim – rrjedh nga fjala "xhahmetu" dhe nënkupton flakërimin e zjarrit.

"... Ata që mohuan dhe përgënjeshtruan faktet Tona, ata janë banues të xhehenemit (xhehimit)". – (El-Hadid, 19)

Në këtë Xhehenem do të ndëshkohen kryelartët dhe mendjemëdhenjtë, të cilët, nga arroganca e tyre, mohuan argumentet e të Gjithëpushtetshmit. Përkitazi më dënimin e tyre në "Xhehim", Allahu xh.sh. thotë: "(U thuhet engjëjve për mëkatarin)Rrëmbejeni e graheni në mes të xhehenemit (xhehimit). Dhe hidhni mbi kokën e tij ujin e valë e shtojani mundimin. (I thuhet): Shijoje! Se ti je ai "i forti", "i autoritetshmi". E ky është ai (dënimi) për të cilin dyshonit". – (Ed-Duhan, 47-50)

Ky emërtim në Kur'an është përmendur 26 herë.

3. Sekar - është kati i gjashtë i Xhehenemit dhe në Kur'an është përmendur 4 herë.

Në këtë Xhehenem do të ndëshkohen mëkatarët që nuk falnin namaz, nuk jepnin sadaka, që përgënjeshtruan Ditën e Gjykimit dhe që ndoqën rrugën e gabuar. Përkitazi me këtë, Allahu xh.sh. në suren "El-Muddeth-thir" (ajetet: 41-47) thotë: "(Besimtarët do të pyesin njëri-tjetrin) Përkitazi me kriminelët (e u thonë): "Çka u solli ju në Sekar"? Ata thonë: "Nuk kemi qenë prej atyre që faleshin (që bënin namaz); Nuk kemi qenë që ushqenim të varfrit; Dhe kemi qenë që përziheshim me të tjerët në punë të kota. Dhe kemi qenë që nuk e besonim ditën e gjykimit. Derisa na erdhi e vërteta (vdekja)"!

Këtyre grupeve të xhehnemlinjve, zjarri ua djeg mishin, por jo edhe eshtrat. I Madhërishmi thotë: "E Unë atë do ta hedh në Sekar! E, ku e di ti se çka është Sekar? Ai nuk lë send të mbetet pa e djegur. Ai është që ua prish dhe ua nxin lëkurat." – (El-Muddeth-thir, 26-29)

4. Seir – nënkupton nxehtësinë e zjarrit të ndezur fort, që përcëllon. Në këtë Xhehenem do të ndëshkohen përgënjeshtruesit e Ditës së Gjykimit.

"Ne për ata që nuk besojnë ditën e gjykimit, kemi përgatitur zjarr të fortë (seir)". – (El-Furkan, 11), dhe:

"E kush nuk i besoi Allahut dhe të dërguarit të Tij, Ne pra, për jobesimtarët kemi përgatitur zjarr shumë të fortë (seir)". – (El-Fet'h, 13)

Ky emërtim në Kur'an është përmendur 16 herë.

5. Ledha – është flaka e zjarrit që shkulnduk pjesët e trupit dhe kapakët e kokës, nga nxehtësia e padurueshme. Thuhet që është kati i dytë i Xhehenemit. Në të do të digjen e ndëshkohen, përveç pabesimtarëve, edhe ata që nuk ishin falënderues ndaj Allahut kur ishin në mirëqenie, ata që nuk ishin durimtarë në sprova, dhe që grumbulluan pasuri e nuk ua shpërndanë atë nevojtarëve e skamnorëve.



"Jo, kurrsesi, ajo (pra) është Ledha - flaka (emër i xhehennemit). Është që heq kapakët e kokës. Që e thërret (tërheq prej vetes) atë që është zmbrapsur e larguar (prej besimit). Dhe që ka tubuar (pasuri) dhe e ka ruajtur (fshehur). Është e vërtetë se njeriu është i prirë të jetë i padurueshëm. Pse kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprrac...". - ( El-Mearixh 15-21)

Ky emërtim në Kur'an është përmendur 1 herë, ndërkohë që përshkrimi i këtij zjarri që djeg - "ledhës", është përmendur edhe një herë tjetër në suren "El-Lejl", ajeti 14: "Unë ua kam tërhequr vërejtjen për zjarrin të ndezur fort".

6. El-Hutame – Është zjarri shkatërrues që dërrmon e thërrmon çdo gjë para vetes. Në këtë Xhehenem do të ndëshkohen edhe ata që shpifën e bartën thashetheme, si dhe ata që grumbulluan pasuri pa të drejtë.

"Mjerë për secilin që ofendon e përqesh (njerëzit), Që ka tubuar pasuri dhe që atë e ruan të mos i pakësohet. E mendon se pasuria e tij do



ta bëjë të përjetshëm. Jo, të mos mendojë ashtu! Se ai patjetër do të hidhet në Hutame. E çka di ti se ç'është Hutame? Është zjarri i Allahut i ndezur fort. Që depërton deri në loçkë të zemrës. Ai i mbyll ata, ua zë frymën. Ata janë të lidhur në pranga të njëpasnjëshme..". – (El-Humeze, 1-9)

Ky emërtim në Kur'an është përmendur 2 herë.

7. El-Havije – Gremina e zjarrtë. Është quajtur kështu për shkak të thellësisë së paimagjinueshme në të cilën vlon zjarr i ashpër.

"Vendi i tij (jobesimtarit)do të jetë në "Havije". E ç'është ajo që të njoftoi se ç'është ai (Havije)? Është zjarri me nxehtësi shumë të lartë". – (El-Kariatu, 9-11).

Në këtë Xhehenem, përveç pabesimtarëve, do të ndëshkohen edhe mynafikët (hipokritët), për të cilët Allahu xh.sh. ka thënë: "S'ka dyshim, munafikët do të jenë në shtresën më të ulët (në fund) të zjarrit dhe për ta nuk do të gjesh mbrojtës".- (En-Nisa'ë, 145)

Ky emërtim në Kur'an është përmendur 1 herë.

Po të thellohemi pak në llojet e ndëshkimit nëpër këto skëterra të Xhehenemit, do të na ngjethet misht nga trishtimi, zemrat do të na ligështohen e shikimet do të na veniten e mjegullohen. Këto janë ndëshkime të cilat, sapo t'i imagjinosh, ta humbin vetëdijen dhe ta turbullojnë mendjen.

Xhehenemlinjve do t'u qepen rroba nga zjarri e mbi koka do t'u hidhet ujë i valuar. Ky ujë, teksa depërton në trup, ua këput zorrët e ua përvëlon lëkurët. Kur dikush tenton të ikë nga ky ndëshkim, do të goditet pa mëshirë me mjete të ndryshme ndëshkimi. Ushqimi i tyre do të jetë pema e zekumit. Kjo pemë i ka rrënjët në fund të Xhehenemit dhe frutat e saj u ngjajnë kokave të shejtanëve në format më të shëmtuara e të neveritshme. Allahu xh.sh., në lidhje me këtë, thotë: "Ajo është një pemë që mbin në fund të xhehennemit. Pema (fruta) e saj është sikurse koka dreqërish. E ata do të hanë nga ajo dhe do të mbushin barqet prej saj". - (Es-Saffat, 64-66)

Pema e Zekumit është përshkruar edhe në ajetet 43-46 të sures "Ed-Duhan":

"Është e vërtetë se pema e Zekumit, do të jetë ushqim i mëkatarëve. Vlon si katrani (si pezhgveja) në barqe. Ashtu si vlon uji i valë".

Degët e kësaj peme të shëmtuar do të zgjaten në çdo kat të Xhehenemit dhe, sa herë që i kap uria, ata do të detyrohen të hanë nga "zekumi" dhe ferrat e thata që do t'ua shqyejnë copë-copë zorrët. Ata, duke u përpjekur që të "ikin" nga ky ndëshkim, sakaq ndeshen me ndëshkimin edhe më të rëndë. Ky zaten edhe është kuptimi i ajetit 44 të kaptinës "Er-Rrahman": "Ata do të sillen vërdallë ndërmjet atij (zjarrit) dhe ujit të vluar deri në kulminacion".

Sa herë që do të ndiejnë etje, atyre do t'u jepet ujë i vluar, qelb dhe djersë, që kundërmojnë erërat më të neveritshme. Nga këto pije të ndyra, u këputen zorrët. Në lidhje me këtë, flasin ajetet 15-17 të sures "Ibrahim":

"... ndërsa çdo kryelartë idhnak pësoi dështim. E pas tij (kryelartit) është xhehennemi, në të cilin i jepet ujë i ndyrë (që rrjedh prej lëkurëve të djegura). Përpiqet ta përpijë, po jo nuk mund ta gëlltisë atë, atij i vjen vdekja nga të gjitha anët (sipas shenjave shkatërruese), po ai nuk vdes (e të shpëtojë prej vuajtjeve), atë e pret dënim shumë i rëndë".

Fatkeqësia më e madhe e këtyre mizorëve është se nuk do të vdesin, po do të përjetojnë tmerre të papërshkrueshme. Vdekja e vërtetë përjetohet vetëm një herë, atëherë kur shpirti del nga trupi me përfundimin e exhelit të jetës në këtë botë. Gjatë përjetimit të ndëshkimeve në Xhehenem, pabesimtarët do të dëshironin me mijëra herë të vdisnin e të rehatoheshin nga azabi i tmerrshëm, por jo! Vdekja më nuk është pjesë e jetës së tyre, dhe për këtë arsye ky ndëshkim quhet i përjetshëm.



Shumëkush mendon se në Xhehenem do të ketë vetëm ndëshkim me zjarr, ujë të valë e katran që djeg lëkurët. Megjithatë, në Xhehenem ka ndëshkim edhe me të ftohtë, me acar e ngrica, një ndëshkim që mbase është edhe më i rëndë se ndëshkimi me zjarr. Në lidhje me këtë, kemi ajetet (21-26) të sures "En-Nebe'e":

"E xhehennemi është në pritë (në pusi). Është vendstrehim i arrogantëve. Aty do të mbesin për tërë kohën (pa mbarim). Aty nuk do të shijojnë as freskim, as ndonjë pije. Përveç ujë të valë e kalbësirë (ose ngricë e acar). Si ndëshkim i merituar".

Fjala "gassak", sipas disa dijetarëve, përveç kalbësirës dhe erës së rëndë që kundërmon, nënkupton edhe të ftohtët e padurueshëm.

Transmetohet nga Abdullad Ibn Mes'udi r.a. të ketë thënë: "Ndëshkimi me acar të ftohtë (gassak), është më i ashpër e më i dhimbshëm për pabesimtarët sesa ndëshkimi me zjarr, për mijëra herë".

**45. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Ndëshkimi i xhehenemlinjve nuk do të jetë vetëm trupor (ndijor), po edhe ndëshkim shpirtëror. Këta do të vuajnë edhe shpirtërisht. sepse u bëhet me dije zhgënjimi, pikëllimi dhe dëshpërimi i tyre për shkak të veprave të shëmtuara në këtë botë. Në qenien e tyre më nuk mbetet asgjë nga njerëzorja. Ata tashmë janë të thyer shpirtërisht nga turpi, përbuzja dhe nënçmimi.

Megjithatë, të gjitha këto lloje të ndëshkimit duhet të jenë mësim për njerëzit dhe exhinët mëkatarë, që të pendohen e të kthehen në rrugën e drejtë, para se të vijë momenti kur më nuk ka kthim mbrapa. Me vdekjen përfundon mundësia e përmirësimit a pendimit. Prandaj, për hir të kësaj begatie të pendimit, njerëzit dhe exhinët duhet të jenë mirënjohës dhe falënderues ndaj Zotit të tyre, që nuk i la të humbur në rrugët e pabesimit.

**Urtësia e këtyre ajeteve: (43-45)**

- Xhehenemi do të jetë vendndëshkim i përhershëm i mëkatarëve dhe kriminelëve të pabindur, që nuk e pranuan dritën e së vërtetës të ndriçonte zemrat dhe mendjet e tyre. Ata, në Xhehenem, do të shijojnë ndëshkime të rënda e të tmerrshme.
- Ushqimi i tyre do të jenë pema e "zekumit", ferrat dhe qelbësirat kundërmuese, që të këpusin zorrët nga neveria.
- Mbi xhehenemlinjtë do të hidhet katran e ujë i valuar, i cili ua djeg mishin dhe lëkurët. Këta do të dëshirojnë vdekjen me mijëra herë, por nuk do ta përjetojnë më, sepse në Ahiret nuk ka vdekje, po vetëm jetë të përhershme dhe ndëshkim të pandërprerë për ta.
- Të gjitha këto ndëshkime të llahtarshme, duhet të jenë mësim për të gjithë mëkatarët, që të mos vdesin si të tillë, po të pendohen e të kthehen në rrugën e drejtë. Dhënia e mundësisë për pendim, është një mirësi dhe begati e madhe nga ana e Allahut të Plotfuqishëm, që ta falënderojnë Krijuesin e tyre, si njerëzit, ashtu edhe exhinët.

-vijon -

# Shpifja ndaj njerëzve të pastër

Dr. sci. Musa Vila

عن عائشة رضي الله عنها قالت: "لما نزل عذري قام النبي صلى الله عليه و سلم على منبر فذكر ذلك و تلا تعني القرآن فلما نزل من المنبر أمر بالرجلين و المرأة فضربوا حدهم.

**Transmetohet nga Aisheja r.a. se ka thënë: "Pasi zbriti (ajeti i Kur`anit) pafajësia ime, hipi i Dërguari a.s. në minber, theksoi atë (pafajësinë e saj) dhe citoi ajetin e Kur`anit. Pasi zbriti nga minberi, urdhëroi të ndëshkoheshin dy burra dhe një grua".[1]**

**Gjykimi për shkallën e hadithit**

Tirmidhiu thotë: "Shkalla e këtij hadithi është hasenun-garibun dhe nuk dimë rrugë tjetër përveç rrugës së Muhammed ibn Is`hakut. Për sa i përket Muhammed ibn Is`hakut, disa dijetarë hadithin e kanë vlerësuar të saktë, kurse disa të tjerë e kanë akuzuar si të dobët, disa e kanë vënë në mes të saktëve dhe të dobëtve. Biografia e tij është e gjatë, por vlen të theksohet mendimi i Dhehebijut në librin "El Mijzan", ku thotë: "Tek unë, Ibn Is`haku është hasenu hadith (Hadithi i tij është i shkallës së mirë). Pozita e tij është e meritueshme dhe i takon shkallës i besueshëm. Kur është i vetëm në transmetim, përmban dobësi, kurse në të mbajturit mend ka diçka. Dijetarët kanë argumentuar edhe me të".[2]

Sipas asaj që thanë dijetarët, shihet se hadithi vlerësohet i shkallës së mesme dhe me të mund të argumentohet, në veçanti kur dihet se Muhamed bin Is`hak, në transmetimin e El Bejhekijt, është shprehur në formën më ka treguar.[3] Në fushën e terminologjisë së hadithit është e njohur se transmetuesi (ai që ndryshon në transmetim), kur shprehet në formën: E kam dëgjuar, ose Më ka treguar. - transmetimi i tij pranohet.

**Fjalët e panjohura**

Fjala e saj: "Pasi zbriti pafajësia ime", d.m.th. ajetet që u shpallën për pafajësinë e Aishes, të cilët gjenden në kaptinën (En-Nur, 11-18).Këtu ngjarja e saj është krahasuar me fjalën "pafajësi", ngase vetëm kjo e pastron të pandehurin nga krimi.Thënia e saj d.m.th.: "I ka lexuar ajetet e Kur`anit që kishte për qëllim Aishja, duke filluar "S`ka dyshim se ata që trilluan shpifjen, janë një grup prej jush". (Nur, 11) deri në ajetin e tetëmbëdhjetë. Fjalët e saj: d.m.th. "Urdhëroi ndëshkimin e tyre ose sjelljen e tyre". Ata ishin: Hasan bin Thabit, Mistah bin Uthathe dhe Hamve bint Xhahsh.

Fjala e saj d.m.th.: Ndëshkimi i tyre, për shkak të shpifjes dhe të trillimit ndaj Aishes.

**Dispozitat e hadithit**

Fjala - El Kadhf do të thotë: gjuajtje e fuqishme, kurse në terminologjinë fetare nënkuptohet: akuzë a shpifje për marrëdhënie (intime), ose diçka si kjo, për se ndëshkimi i shpifësit është i detyrueshëm. Këtu turpi bie mbi të shpifurin (jo mbi shpifësin), prandaj për t`u mbrojtur kundër këtij turpi, ndëshkimi është i detyrueshëm. [4]

1. Hadithi vë në pah pafajësinë dhe ndodhinë e Aishes r.a. të cilën disa qëllimkëqij e kishin akuzuar si lavire. Këtë pafajësi e ka deklaruar edhe Kur`ani famëlartë.
2. Hadithi tregon për vërtetësinë e ndëshkimit për shpifje, si përforcim i ajetit të Kur`anit (Shih: En-Nur, 4).
3. Kuptimi i hadithit, sipas tekstit, tregon se për Aishen kishin shpifur tre veta, por është vërtetuar se shpifësi kryesor ishte Abdullah bin Selul, i cili e kishte zmadhuar këtë çështje dhe ndizte vazhdimisht fitilin.
4. Hadithi vë në pah se ndëshkimi për shpifje ishte vetëm për tre veta, të përmendur më parë, porse Abdullah bin ebi Seluli nuk u ndëshkua. Mirëpo, në një transmetim të El Hakimit, i cili është mursel, ceket se nga i Dërguari a.s. ishte ndëshkuar për shpifje edhe Abdullah ibn Seluli.



Ibn el Kajjim thotë: "I Dërguari a.s. nuk e ka ndëshkuar Abdullah Ibn Selulin për disa arsye: Ndëshkimet janë lehtësim dhe pastrim për ata që bëjnë vepra të tilla. Ky i pandershëm (hipokrit) nuk meriton lehtësim dhe pastrim, ngase atij i mjafton kërcënimi i Allahut xh.sh. me dënim në Botën tjetër. Thuhet se ndëshkimi nuk zbatohet, përveç nëse e pranon vetë ose ka ndonjë fakt, por ai nuk e kishte pranuar asnjëherë se kishte bërë shpifje, dhe askush nuk kishte fakt të drejtpërdrejtë dëshmie për të, sepse këtë e bënte ndër ashabët, në një mënyrë tejet dinake. Thuhet se ndëshkimi për shpifje është e drejtë njerëzore dhe nuk mund të aplikohet, përveçse me kërkesën e tij. Nëse konsiderohet e drejtë e Allahut xh.sh., atëherë i shpifuri patjetër duhet të kër-kojë ndëshkimin e shpifësit, mirëpo Aishja vetë nuk e kishte kërkuar këtë ndaj Abdullah ibn Selulit. Thuhet se ndëshkimin e tij e kishte lënë për ndo¬një çështje të madhe (dënim mizor në Botën tjetër), ashtu siç e kishte lënë mbytjen e tij, sepse, për hipokrizinë e tij , ai meritonte të mbytej disa herë. Kjo metodë e tij ishte për përfitim dhe afrim zemrash të njerëzve, të afërmve të tij, por edhe nxitje për të mos u larguar nga feja islame. Ai kishte pozitë ndër ta, ishte udhëheqës, kështu që ndëshkimi i tij nuk siguronte mbrojtje nga përçarjet që mund të paraqiteshin.

Ndëshkimi ndaj atyre të treve ishte pastrim, lehtësim, po edhe falje për ta, sepse ata ishin besimtarë të drejtë. Ky farë Abdullahu nuk e meritonte një gjë të tillë, pra as pastrimin dhe as faljen.[5]

5. Thënia e transmetuar nga El Hakimi se i Dërguari a.s. kishte ndëshkuar Abdullah ibn Selulin, siç i kishte ndëshkuar të tjerët, përputhet me veprën e të Dërguarit s.a.v.s. dhe me deklaratën e tij të qartë: "Vërtet janë shkatërruar beni-Israilët, ngase kur personi autoritativ meritonte ndëshkim, e lëshonin dhe nuk e ekzekutonin, por, kur meritonte ndëshkim i dobëti, e ekzekutonin. Sikur të ishte Fatimja, e bija e Muhamedit, do ta ndëshkoja (do t`ia prisja dorën)".

Sikur transmetimi i EL Hakimit të ishte i vërtetë, atëherë komentimi i Ibn el Kajjimit nuk do të kishte vend dhe arsye të bëhej, prandaj nëse jo, atëherë vërtet komentimi i tij është i arsyeshëm dhe i fortë.

6. Hadithi vë në pah ndershmërinë dhe pozitën e Aishes, moralin e saj të lartë, pastërtinë, rreptësinë dhe shpirtdëlirësinë e saj. Kjo nuk është çudi, sepse ajo ishte nënë e besimtarëve dhe një nga gratë më të ndershme në tërësi.

7. Të gjithë dijetarët janë të një mendimi për vërtetësinë e ndëshkimit për shpifje, por edhe të gjithë pajtohen se ndëshkimi i tij është tetëdhjetë goditje me shkop, ashtu sikur ceket në tekstin e Kur`anit.

8. Hadithi tregon se Kur`ani zbriti për të zgjidhur çështje që ishin realitet i kohës.

9. Ngjitja e të Dërguarit s.a.v.s. në minber vë në pah rëndësinë e madhe që ka ndëshkimi për shpifje, dhe një çështje të tillë nuk e linte pa përkujdesje dhe pa e sqaruar.

10. Hadithi tregon se ashabët r.a. nuk janë të mbrojtur nga mëkatet dhe nga gabimet, dhe mbrojtja është cilësi kushtuar vetëm të Dërguarit a.s. (dhe të dërguarve në përgjithësi).

11. I Dërguari a.s. është udhëheqës legjitim në cilësinë e zbatuesit të Ligjit të Allahut xh.sh. në Tokë (pushtet ekzekutiv). Përmbarimi i ndëshkimit për shpifje është vetëm zbatim i urdhrit të Allahut xh.sh..

12. Halifja, udhëheqësi legjitim i myslimanëve, është ai që merr përsipër gjykimin suprem dhe përmbarimin e ndëshkimeve kundër fajtorëve.

13. Ndëshkimet bëhen në prani të njerëzve, në mënyrë që edhe ata t`i gjykojnë këto vepra negative, t`ua komunikojnë të tjerëve dhe, në këtë mënyrë, të kufizohet shkalla e kriminalitetit.

**Gjykimi i shpifjes**

Meqenëse prostitucioni është nga krimet më të rënda në shoqëri, njollos drejtpërsëdrejti dinjitetin dhe autoritetin e njeriut dhe e turpëron ate tej mase, ndalimi i shpifjes për kurvëri ka qenë urtësi e veçantë e Allahut xh.sh.. Parashikimi i dënimit, nëse nuk është në gjendje t`i sjellë katër dëshmitarë të drejtë, është barrikadë ndaj gjuhëve që shkelin dhe akuzojnë nderin dhe dinjitetin e njerëzve, pa fakte, të shtyrë nga urrejtja dhe nga edukata shumë e ulët.

Mbështetje për ndalimin e shpifjes gjejmë në Kur`an, Synet dhe në Ixhma (koncensus).

Argumentimi me Kur`an. Allahu xh.sh. thotë (Shih: En-Nur, 4).

Nuk ka dallim për shpifjen nëse shpifësi dhe i shpifuri janë burra apo gra. Mirëpo, Allahu xh.sh. i ka cekur veçanërisht burrat si shpifës dhe gratë si të shpifura, në ajetin: "Edhe ata (burrat) që bëjnë shpifje për gratë e ndershme…" (En-Nur, 4), ngase vërtet burrat janë ata që nuk kursejnë fjalë për shpifje,

Përkundrazi, te gratë mbizotëron turpi dhe ato nuk shpifin haptazi për kurvëri. Kjo sepse dëmi i prostitucionit më së shumti bie mbi to, për t'u bartur edhe në familjet e tyre. Në këtë mënyrë ato i godet një turp shumë i rëndë dhe i pashërueshëm e me pasoja për të ardhmen e tyre.Me shprehjen "ata që shpifin", nënkuptohet se qëllim është më së shumti "që shpifin për prostitucionin". Këtë e mbështetim në faktin se Allahu xh.sh. në ajet, pas fjalës shpifje, ka përdorur shprehjen "gratë e ndershme".Kjo tregon se me thashemeve synohet të shpifet kundër grave dhe atyre t`u njolloset ndershmëria. Allahu xh.sh. thotë: "Pastaj nuk i sjellin katër dëshmitarë". Dihet shumë mirë se ky numër dëshmitarësh nuk është kusht përveçse për prostitucionin. Mu për këtë arsye, nëse dikush do t`i thoshte tjetrit: "O ti i pakujdeshëm", ose "O ti i pandershëm", ose diçka tjetër që është e ngjashme me këto e nuk i përket shpifjes për prostitucion, - atëherë ky nuk ndëshkohet për shpifje, po dënohet ose qortohet në masën që udhëheqësi e parasheh si të mjaftueshme për të.Argumentimi me Synet: I Dërguari a.s. thotë: "Largohuni nga shtatë mëkatet e rënda". Ata i thanë: "O i Dërguari i Allahut, cilat janë ato"? Ai tha: "Politeizmi, magjia, mbytja e njeriut që është e ndaluar nga Allahu xh.sh., përveç me të drejtë, marrja e kamatës, marrja e pasurisë së jetimit, dezertimi kur je para armikut, shpifja kundër grave të ndershme besimtare e të pastra".[6]

Argumenti me Ixhma: I gjithë Ymeti i të Dërguarit a.s.,. është i një mendjeje se shpifja ndaj besimtarit është e ndaluar dhe konsiderohet mëkat i madh.

**Shprehjet e shpifjes dhe ndarja e tyre**

Shpifje është t`i thuhet ndokujt: "O i përdalë, ti je i përdalë, fëmijë i përdalë (kopil), o djalë i lavires së njëqind..., o djalë i lavires së një mijë...". etj., duke i mohuar prejardhjen dhe etninë.

Këto dhe shumë shprehje të tjera të qarta, që nxjerrin në dritë përdaljen.

**Shprehjet e shpifjes ndahen në:**

1. Deklarative – Këto janë të qarta dhe nuk kanë kuptim tjetër. P.sh., nëse dikush i thotë tjetrit: "O i përdalë" - ose gruas: - "Ti je lavire", "Ke bërë kurvëri me filanin" - , "Ti je prostitutë" - .

Për këto fjalë miratohet ekzekutimi i ndëshkimit për shpifje. Të këtij mendimi janë të gjithë dijetarët.

2. Metonimike - "Këto janë thashetheme me shprehje të tjera të shpifjes për kurvëri". P.sh. t`i thuhet tjetrit: "Ti nuk je i filanit" , "O ti i pandershëm" - "O ti e pandershme" -, "O ti e pandërgjegjshme" - Këto shprehje nuk konsiderohen shpifje të drejtpërdrejta, përveç nëse thuhen me qëllim shpifjeje. Thënia shoqërohet me betim, nëse thotë: "Kam pasur për qëllim të shpif". Ndëshkimi për të është i detyrueshëm (vaxhib), nëse nuk vërtetohet me fakte legjitime, me katër dëshmitarë. Nëse nuk thuhet me qëllim shpifjeje, nuk ndëshkohet po qortohet, për shkak se me të ofendohet dikush.

3. Aluzione. Këto janë thënie me kuptim të fshehtë, që lë të kuptosh dikë a diçka. P.sh., kur njëri i thotë tjetrit: "Për ty janë përpjekur shumë" - . "Shumë janë përpjekur për ty" ose: "Nuk kam bërë prostitucion"- , "Unë jam i ndershëm, shpirtërisht dhe me trup". -

Për këtë dijetarët kanë mospajtime.[7]

Hanefinjtë dhe Shafiinjtë, në një mendim, thonë: Për aluzione nuk ka ndëshkim, edhe nëse qëllim e kanë shpifjen, ngase këto shprehje qenkan dhe nuk qenkan shpifje. Bazë në këso rrethanash është pastërtia dhe jo shpifja, nuk bën të mbështetemi në dyshime, po ndëshkimi të jetë sipas nevojës që parasheh udhëheqësi: Malikinjtë dhe hanbelinjtë, në një transmetim, kanë thënë: Ndëshkimi është i detyrueshëm (vaxhib), nëse qëllim e kanë shpifjen, veçanërisht kur lidhet me prostitucionin, ngase kjo gjendje është dëshmi se qëllimi është shfajësimi nga keqbërësi nëpërmjet shpifjeve për prostitucion. Këtë e themi duke u mbësh¬tetur në të drejtën e pastrimit të shpifësit nga kjo traditë dhe nga edukata e tij e smirës. Këtë mendim e mbështet edhe ky transmetim, kur dy njerëz përpiqeshin të ofendonin njëri-tjetrin në kohën e Omerit r.a.:"Njëri prej tyre i tha tjetrit: Për Zotin, babai dhe nëna ime nuk janë të përdalë, Omeri u konsultua me shokët për këtë. Njëri tha: "I ka lavdëruar babanë dhe nënën e vet. Të tjerët thanë: "Babai dhe nëna e tij kanë tjetër lavdërim e jo këtë". Atëherë Omeri e ndëshkoi me tetëdhjetë goditje.

**Dënimi për shpifje**

Nëse vërtetohet ndonjë shpifje dhe i shpifuri kërkon të ndëshkohet shpifësi, po nëse shpifësi nuk i sjell katër dëshmitarë të besueshëm për atë që synohet, ky veprim u nënshtrohet tri dispozitave:

1. Dënohet me 80 goditje me shkop,
2. Dëshmia e tij është e papranueshme,
3. Gjykohet si i pandershëm, derisa të pendohet.

Mbështetje e këtyre tri dispozitave është ajeti i Kur`anit i përmendur në kaptinën Nur (ajeti i katërt i kësaj kaptine), të cilin e kemi theksuar më sipër

[1] Sunen Ebi Davud, Kitabul Hudud, v.4, f. 225 [2] Mijzanul iatidal fi nakdi rrixhal, v.3, f.75 [3] Es-Sunen el Kubra lil Bejhekij,v. 8, f. 250 [4] Tuhfetul ahfedhi, v. 9, f.37. Fet`hul Bari, v. 10, f. 95. Zadul mead, v. 2, f. 114-116. [5] Zadul Mead, v.2, f. 114-115 [6] Fet`hul Bari, v. 6, f. 322. Sahihu Muslim v.1, f. 144. [7] Bedai es-sanai , v.9, f. 41743. Tekmiletul Mexhmua , sherh el muhedheb , v. 18, f. 287. Fikh Es sunen , v. 2, f. 443, xheraimul hudude, f.43

# Imam Ebu Hanife dhe çështja e "irxhá-së"

Mr. Orhan Bislimaj

**Më ka rastisur të dëgjoj prej disa kolegëve hoxhallarë, të cilët përkrahin mendimin se Ebu Hanifeja r.h. i ka parimet të drejta në meseletë e akaidit, porse ai ka gabuar në disa prej tyre, e një ndër ato është edhe mese'leja e "irxha-së". Bindja se Ebu Hanife r.h. kishte gabuar në këtë mesele, më ka bërë përshtypje, prandaj vendosa që, në lidhje me këtë, të bëj këtë çapitje studimore.**

**Konteksti i çështjes**

Nuk po i shkruaj këta rreshta që t'u dal në mbrojtje parimeve të Ebu Hanifes dhe medh'hebit hanefij, sepse asnjëri e as tjetri nuk kanë nevojë për një gjë të tillë. Mirëpo, jam i prirur të shkruaj për arsye se nocioni el-irxha përdoret në kuptim negativ për Imam Ebu Hanifen r.h., po edhe për arsyen që njerëzit e rënë në tutelën e manipulimeve të mos vazhdojnë lajthitjet dhe paragjykimet ndaj Ebu Hanifes r.h. dhe medh'hebit hanefij, dhe mbi këtë bazë ata mbase mund të kenë humbur respektin për Imamin Adham. Problematika e çështjes buron tek vetë nocioni "el-irxha", nga i cili rrjedh emri i fraksionit "murxhi", një fraksion ky që, megjithatë, është akuzuar për disa parime jo të sakta në doktrinën e besimit islam. Kjo ka bërë që grupet konservatore ta gjykojnë Ebu Hanifen për gabime në çështjen e përkufizimit të nocionit "iman", duke e cilësuar qëndrimin e tij të ngjashëm me qëndrimin e fraksionit të murxhinjve në çështjen e imanit. Këtu vërtetohet një injorancë e thellë e të gjithë atyre që e akuzojnë Ebu Hanifen për qëndrim të njëjtë me atë të murxhinjve, pasi, siç do ta shohim më poshtë, dihet shumë qartë se qëndrimi i Imamit absolutisht nuk ishte i këtillë.

**Domethënia e nocionit "el-irxha"**

Studiuesi i fraksioneve në Islam, Abdul Kerim Esh-Shehristani, në librin e tij "El-Milel ven-Nihal" ofron sqarime për domethënien e fjalës "el-irxha". Ai thotë se nocioni el-irxha vjen me dy kuptime:1) me kuptimin e vonimit, siç ka ardhur në ajetin kuranor: "Ata (krerët) thanë: Ndale atë dhe vëllain e tij…" (El A'raf, 111), domethënë "vonoje atë"; dhe 2) me kuptimin e dhënies së shpresës.[1]

Domethënë, sipas kuptimit të parë, nocioni el-irxha ka të bëjë me "renditjen e veprës pas imanit dhe, sipas kuptimit të dytë, irxha ka të bëjë me dhënien e shpresës për besimtarët mëkatarë që të jenë pjesë e shefaatit dhe faljes së mëkateve në Ditën e Kiametit.[2] Me këtë kuptim, irxha-ja nënkupton: "vonimin e gjykimit për mëkatarin e madh deri në Ditën e Kiametit, prandaj në këtë botë nuk mund të gjykohet për të nëse është prej banorëve të Xhennetit apo Xhehennemit.[3] Në sfondin e këtyre dy kuptimeve reflekton çështja e "irxha-së".

**Të kuptuarit e "irxha-së" dhe perceptimi i gabuar i qëndrimit të Ebu Hanifes**

Në të vërtetë, të kuptuarit e esencës së "irxha-së" lidhet me të kuptuarit e dallimeve të dijetarëve islamë për sa i përket përkufizimit të imanit, ngase, ata që e akuzojnë Imam Ebu Hanifen për "irxha", këtë e bazojnë në qëndrimin e Ebu Hanifes përkitazi me përkufizimin e domethëniesë së imanit. Sipas Ebu Hanifes dhe dijetarëve të shquar të medhhebit hanefij, domethënia terminologjike e imanit është besimi me zemër dhe deklarimi me gjuhë. Këto dy komponente konsiderohen pjesë përbërëse (rukn) të imanit, ndërsa kryerja e obligimeve fetare (veprave) konsiderohen diçka që janë të mbështetura në iman, me se, ai që ka besuar me zemër dhe këtë e ka deklaruar me gjuhë, është i obliguar t'i zbatojë të gjitha detyrimet fetare (veprat) që rrjedhin nga imani, porse ato (veprat)

nuk konsiderohen pjesë përbërëse (rukn) të tij.[4] Për këtë arsye, devijimi në perceptimin e drejtë të imanit si akt fondamental besimor, besimtarin e shpie nën tutelën e akuzës për dezertim nga Islami, ndërsa devijimi në sferën e veprës nuk e shpie aty.

Në dallim nga qëndrimi i Ebu Hanifes dhe pasuesve të tij, dijetarët e tjerë islamë nga radhët e tri medhhebeve të tjera, thonë se kryerja e obligimeve fetare (veprat) është pjesë përbërëse e imanit (rukn), duke i barasvlerësuar njësoj: besimin me zemër, deklarimin me gjuhë dhe zbatimin e detyrimeve fetare.[5] Pikërisht ky dallim në çështjen e përkufizimit të imanit ka përcaktuar edhe shumë qëndrime të tjera kontekstuale, sikurse janë: "imani as nuk shtohet e as nuk pakësohet","përjashtimi në iman", "çështja e mëkatarit të madh", "akuza për mosbesim" etj.. Në këtë kuptim, ka rrjedhur edhe çështja e "irxha-së", për se pati të atillë që Ebu Hanifen r.h., për shkak të qëndrimi të tij "se vepra nuk është pjesë përbërëse (rukn) e imanit, respektivisht se vepra merr kuptim besimor vetëm pas përvetësimit të imanit", e akuzuan për "irxha"[6] duke e përngjasuar këtë qëndrim të Ebu Hanifes r.h. me qëndrimin e fraksionit të murxhinjve, të cilët thonë: "Mëkati nuk i bën dëm njeriut gjersa ai të jetë në iman, dhe as vepra e mirë nuk i bën dobi njeriut gjersa ai të jetë në kufër", domethënë Allahu i fal të gjitha mëkatet e besimtarit.[7]

Këtu është esenca e perceptimit të gabuar të qëndrimit të Ebu Hanifes dhe përdorimi i gabuar i "irxha-së" në lidhje me të. Ata e akuzuan Ebu Hanifen, ngase, sipas bindjes së tyre, Ebu Hanifeja r.h. e ka zhvlerësuar peshën e mëkatit që mund të pasojë nga lëshimi i ndonjë vepre, nga vetë fakti që ka thënë se imani është çështja kryesore e besimtarit, ndërsa vepra vjen pas imanit. Është e vërtetë se Ebu Hanifeja i ka dhënë peshë të veçantë aktit të besimit në raport me veprën, dhe për këtë ka sjellë argumentet nga Kur'ani dhe Syneti dhe këtë nuk mund ta kontestojë askush, mirëpo ai nuk ka nënvlerësuar absolutisht rolin e veprave (adhurimeve), sepse ai vetë ka qenë ndër njerëzit më të devotshëm të këtij Ymeti. Sikur të besonte se vepra s'ka rëndësi pas imanit, ai nuk do të kalonte net e ditë të tëra në ibadete dhe studime të palodhshme. Po ashtu, Imam Ebu Hanife, përveç rolit të veprës, nuk ka shfajësuar absolutisht mëkatarin e madh, ta zëmë sikur bëri fraksioni i murxhinjve. Dallimi në mes Ebu Hanifesë r.h. dhe murxhinjve është i qartë, dhe është për t'u çuditur se si njerëzit e kanë akuzuar Ebu Hanifen për murxhizëm, sa kohë që qëndrimet e Imamit A'dham janë të hapura në traktatet e tij besimore. Madje, distancimin nga qëndrimi i fraksionit të murxhinjve përkitazi me këtë çështje, vetë Imami A'dham e ka deklaruar në trajtesën e tij monumentale "El Fikhul Ekber". Ai thotë:

"Ne nuk duhet të themi se veprat tona të mira janë të pranuara, kurse veprat tona të këqija janë të falura, sikurndërqë e pohojnë murxhinjtë".[8] Ky citat vërteton qëndrimin origjinal të Ebu Hanifes dhe konceptin e tij përkitazi me imanin dhe veprën. Në vazhdim ai thotë: "Mirëpo, ne duhet të themi – atij që bën një vepër të mirë me të gjitha kushtet që ajo kërkon (për të qenë e tillë), të pastër nga të metat prishëse (të karakterit të jashtëm) dhe kuptimet zhvlerësuese (të karakterit të brendshëm, siç janë mosbesimi, lavdërimi i vetvetes dhe i punës, të vepruarit sa për sy e faqe etj.), dhe nuk e zhvlerëson atë (me ndonjë të metë) deri në vdekje (dhe vdes besimtar me iman), - Allahu i Lartësuar nuk do t'ia humbasë atë, porse do t'ia pranojë dhe do ta shpërblejë për të".[9]

Po ashtu qëndrimi i tij për mëkatarin e madh është i njohur dhe i përsëritur mjaft shpesh në traktatet e tij besimore. Ai thotë: "Nuk themi se besimtarit nuk do t'i bëjnë dëm mëkatet e tij, e as se ai do të hyjë në Xhehennem. Dhe as nuk themi se ai do të qëndrojë përgjithmonë në zjarr, qoftë edhe mëkatar, vetëm nëse nga kjo botë del (vdes) si besimtar (me iman)".[10] Pastaj, në një vend tjetër, Imami është edhe më konkret: "Sa i përket (bërësit të) veprave të këqija (pra, përfshirë të gjitha mëkatet, qofshin të vogla ose të mëdha), përveç shirkut –politeizmit (veçanërisht) dhe kufrit -mosbesimit (përgjithësisht), dhe nëse ai vdes pa u penduar, po duke qenë besimtar me iman, - atëherë ai është në dëshirën e Allahut të Madhëruar, nëse dëshiron e dënon atë (me drejtësinë e Tij, për të këqijat e tij dhe aq sa meriton dënimin e Tij), e nëse dëshiron, e fal (me mirësinë e Tij) dhe nuk do ta dënojë përgjithmonë në zjarr".[11]

Këto qëndrime të Imamit, në fakt janë qëndrime të ehlus-sunetit vel xhemati dhe janë të bazuara në argumentet e Kur'anit dhe Synetit të Pejgamberit a.s.. Kjo është rruga e drejtë e fesë Islame dhe në këtë rrugë është pjesa dërrmuese e myslimanëve, andaj me të drejtë imam Ebu Zehre thotë: "Nëse dikush i vlerëson këto pikëpamje prej murxhinjve, atëherë pjesa dërrmuese e myslimanëve na qenkan murxhinj"!? Përkundrazi, Ebu Zehre, duke ngritur lartë personalitetin e Imam Ebu Hanifes r.h., dhe duke mohuar çdo mundësi të ideve të fraksionit murxhi tek Ebu Hanife r.h., në vazhdim thotë edhe këtë: "Dijetarët e ehlus-sunnetit përkatësinë e "irxha-së" ia kanë atribuar vetëm fraksionit të ibahinjve, ndërsa atë e kanë mohuar kategorikisht për Ebu Hanifen r.a., për sa kohë dihet qartë se esenca e irxha-së nënkupton neglizhimin e aspektit të veprës në kontekst të adhurimeve dhe mospërfshirjen e saj në llogari në Ditën e Gjykimit, e Ebu Hanifeja që ishte aq shumë i devotshëm, nuk ishte i këtillë.[12]

**Domethënia e "irxha-së" sipas Ebu Hanifes r.h.**

Në veprën el-alim ve'l-muteal-lim, Imam Ebu Hanife sqaron domethënien terminologjike të "irxha-së". Ai thotë: "Kjo fjalë vjen nga përballja e engjëjve, kur Allahu u kërkoi atyre që t'i numëronin emrat e gjërave, për të cilat kërkoi: "M'i tregoni emrat e tyre". (El Bekare, 32). Engjëjt, duke u frikësuar se do të gabonin në përgjigjet e tyre, ngase nuk ishin të sigurt për diturinë e tyre, nuk u përgjigjën dhe iu drejtuan Allahut me këto fjalë: "I Madhëruar qofsh (o Zot). Ne dimë vetëm atë që na ke mësuar Ti". (El Bekare, 32). Kështu engjëjt, duke mos qenë të sigurt për dijeninë e tyre, heshtën dhe nuk vepruan si njeriu që pyetet për gjërat për të cilat nuk ka njohuri, po flet për to dhe nuk mërzitet fare. Në këtë rast, nëse nuk ia qëllon - gabon, por edhe nëse ia qëllon - nuk konsiderohet vepër e tij e lavdëruar, ngase ia ka qëlluar pa njohuri përkatëse. Në këtë kontekst, Allahu i Lartësuar i ka thënë të Dërguarit të Tij: "Mos iu qas asaj për se nuk ke njohuri, sepse të dëgjuarit, të parët dhe zemra, - për të gjitha këto ka përgjegjësi". (El Isra, 36). Domethënë, nëpërmjet këtij ajeti, Allahu nuk e lejoi të Dërguarin e Tij të fliste, të gjykonte a të akuzont një njeri për shpifje, duke u bazuar në paragjykime dhe pa pasur dije të sigurt.[13]

Po ashtu, duke e shpjeguar irxha-në, Ebu Hanife thotë: "Prej "irxha-së" është edhe që të shpresojmë për faljen e besimtarëve mëkatarë dhe nuk themi se ata janë prej xhehennemlinjve apo xhennetlinjve. Njerëzit, sipas nesh, janë tri llojesh: në grupin e parë janë pejgamberët, të cilët janë prej xhennetlinjve. Po ashtu prej xhennetlinjve është edhe ai për të cilin kanë dëshmuar pejgamberët se është xhennetli; në grupin e dytë janë politeistët (mushrikët), për të cilët dihet se janë prej xhehennemlinjve; dhe në grupin e tretë janë muveh-hidunët, ata që mjaftohen vetëm me deklarimin e Njëshmërisë së Allahut dhe nuk janë të kujdesshëm në respektimin e urdhëresave dhe ndalesave të Allahut, për të tillët përmbahemi dhe nuk dëshmojmë nëse janë prej xhehennemlinjve apo prej xhennetlinjve, mirëpo shpresojmë (nerxhu) se Allahu do t'i falë, po edhe frikësohemi për të ardhmen e tyre në Botën tjetër. Në lidhje me ta themi atë që ka thënë Allahu: "Ata përzien vepra të mira, e edhe të tjera të këqija. Atyre do t'ua falë Allahu, se Ai ia fal atij që pendohet..." (Et-Tevbe, 102). Po ashtu për ata shpresojmë, sepse Allahu ka thënë: "S'ka dyshim se Allahu nuk e fal (mëkatin) po t'i bëhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati), ia fal kujt të dojë..." (En-Nisa, 48), po edhe frikësohemi për mëkatet dhe të këqijat e tyre.[14]

Pra, në bazë të kësaj që u tha më sipër, bëhet e qartë se Ebu Hanife r.h. nocionin e "irxha-së" e kupton në vështrim të mosgjykimit për diçka që nuk e dimë saktësisht, dhe që është në kompetencë të dëshirës së Allahut të Lartësuar.[15]



Domethënë, Imami A'dham, me një qasje profesionale dhe të argumentuar, "irxha-në" e percepton si një pozicion të caktuar, ku besimtari nuk ka njohuri të saktë për diçka, siç është rasti i (mos)përgjigjes së engjëjve për numërimin e emrave të gjësendeve, apo (mos)gjykimi për të ardhmen (në Ditën e Gjykimit) të mëkatarit të madh, i cili vdes me iman, po pa u penduar për mëkatet e tij. Kështu e kuptoi Ebu Hanife "irxha-në" dhe kjo është e vërteta. "Në këtë aspekt nuk qëndron që "irxha-ja" tek Imam Ebu Hanife r.h. kinse nënkupton nënvlerësimin e veprës dhe pakësimin e pozitës së saj".[16] Absolutisht, sepse, nëse ka ndonjë dijetar që ka qenë i dhënë aq shumë për ibadetin dhe veprën e mirë, pikërisht ai është Ebu Hanifeja r.h.. Çdo tentim për të akuzuar Ebu Hanifen kinse ka nënvlerësuar veprën, nuk është veçse një akuzë e padrejtë.



Këto akuza i ka mohuar vetë Ebu Hanife, në kohën kur ishte gjallë. Kjo kishte ndodhur në një shkëmbim letrash në mes të Imam Ebu Hanifes r.h. dhe një dijetari të njohur nga Basra, Uthman El-Bettij. El-Bettij, në shenjë mirëkuptimi, i shkruante Ebu Hanifes r.h. se njerëzit janë duke e akuzuar atë (Ebu Hanifen) për rreshtim në radhët e murxhinjve, dhe për këtë Uthman El-Bettij ndiente keqardhje. Me atë rast Imam Ebu Hanife r.h. dijetarit nga Basra i shkruante një letër sqaruese, ku i jepte shumë sqarime interesante dhe mohonte kategorikisht çdo akuzë për murxhizëm.[17]

**Përfundim**

Nga sa u tha më lart, qëndrimi i Ebu Hanifes në lidhje me çështjen e mëkatarit të madh dhe çështjen e rëndësisë së veprës, është qëndrim i ehlus-sunetit vel xhemati, dhe nuk ka të bëjë asgjë me qëndrimin e murxhinjve. Akuzimi i Ebu Hanifes për murxhizëm në këto pika, fatkeqësisht, nuk është veçse një paragjykim i vërtetë, që është plasuar në opinion nga njerëz joprofesionalë, dhe ai, përsëri, me anë të njerëzve të ligj, është transmetuar ndër shekuj, nga një gjeneratë tek tjetra, për të vazhduar deri në këtë kohë, kur po i shkruajmë këta rreshta. Përhapja e këtyre paragjykimeve ndaj Ebu Hanifes ka ndodhur për shumë arsye, por dy janë më kryesore:

1) Për arsye të konsumit medhhebor. Në kohën kur jetoi Ebu Hanife, Bota Islame ishte përfshirë nga shumë debate akaidore dhe ekzistonin shumë fraksione. Pa dyshim që në mesin e dijetarëve të shquar islamë ishte Ebu Hanifeja r.a., i cili konsiderohej autoriteti më i madh i kohës, kështu që shumë fraksione të ndryshme të asaj kohe, që nuk gëzonin përkrahje respektabile në masë, Ebu Hanifen e cilësonin se ishte i fraksionit të tyre, në mënyrë që, nëpërmjet autoritetit të tij, t'i justifikonin mendimet e tyre të papërfillshme te shtresa e gjerë e myslimanëve. Kështu pati bërë Gas-san El-Murxhi, i cili Ebu Hanifen r.h. e cilësoi prej tyre, pra prej murxhinjve,18 pavarësisht se Ebu Hanifja nuk kishte të bënte asgjë me ta; dhe

2) Mosnjohja e Ebu Hanifes, respektivisht mungesa e informacionit të saktë ndaj qëndrimit të Ebu Hanifes r.a. . në lidhje me irxhanë, siç i pati ndodhur Othman El-Bet-tiut, me se Imam Ebu Hanifja r.h., nëpërmjet një letre, nga morali qe detyruar ta mohonte akuzën për "irxha" dhe t'ia qartësonte qëndrimin e vet në lidhje me "irxha-në" dhe çështjen e mëkatarit të madh. Mendoj se këto dy arsye janë ende të pranishme edhe në mjediset tona mbarëkombëtare.

[1] Abdul Kerim Esh-Shehristani, El-Milelu ve'n-nihal, vërtetimin shkencor e bëri Muhamed Abdil Kadir El- Fadilij, el-mektebetul asrijjetu, Bejrut, 2004, f. 111. [2] Ebu Zejd El-Axhemij, El-akidetu'l islamijjetu inde'l fukahai'l erbeati (Ebu Hanife, Malik, Esh-Shafij, Ahmed), botimi i dytë, darus-selam, Kairo, 2008, f.171 [3] Abdul Kerim Esh-Shehristani, po aty, f. 111.[4] Rrjedhimisht Ebu Hanifeja ka thënë se imani (besimi me zemër) dhe Islami (zbatimi i veprave) janë të lidhura si shpina me barkun, duke aluduar se veprat kanë rëndësi të veçantë në përmbajtjen e imanit. (Më gjerësisht për këtë çështje, shih në gjuhën shqipe: Orhan Bislimaj, Akaidi Hanefij, Forumi i të Rinjve Muslimanë, Prizren, Kosovë, 2008, f. 448-470).[5] Më gjerësisht për këtë çështje, shih në gjuhën shqipe: Orhan Bislimaj, po aty, f. 388 – 407.[6] Ebu Zejd El-Axhemij, po aty, f. 171.[7] El-Al-lametu Abdul Ganij El-Gunejmij El-Mejdanij El-Hanefij, Sherhu'l-akideti't-tahavijjeti, botimi i parë, darul bejrutij, pa vend të botimit, 2005, f. 106. S'ka dyshim se ky qëndrim i murxhitëve është i gabuar, që vjen në kundërshtim me argumentet e Kur'anit dhe Sunnetit, dhe nuk ka të bëjë asgjë me qëndrimin e Ebu Hanifes në lidhje me çështjen e mëkatarit të madh.[8] Ebu Hanife, El-Fikhu'l-ekber, sipas: Alij bin Sulltan Muhammed El-Kari, Sherhu'l fikhi'l ekber li ebi hanifete en-nu'man, tahkik Mervan Muhamed Esh-Sha'ar, botimi i pare, 'daru'n-nefais, Bejrut-Libon, 1417/1997, f. 166. [9] Ebu Hanife, po aty, f.166-168.[10] Ebu Hanife, po aty, f. 164

# Padrejtësia ndaj njerëzve – vepër e shëmtuar

**Sadat Islami**

**Duaja e të dëmtuarit pranohet, qoftë ky edhe i shthurur, (për shkak se) shthurja është problem i tij (pasojat e së cilës i bart ai vet)"**

Njerëzit, që të gjithë, janë robër të Allahut të Madhëruar, që domethënë se askush nuk ka të drejtë të dëmtojë tjetrin, sidomos kur të kihet parasysh fakti se Allahu, si Krijues, ia ka ndaluar padrejtësinë edhe Vetes së Tij. Në një hadith kudsijj qëndron: "...O ju robërit e Mi! Unë e kam ndaluar padrejtësinë edhe për Vete, sikurse e kam ndaluar edhe në mesin tuaj, prandaj mos i bëni padrejtësi njëri-tjetrit!..".[1] Pra, nëse Allahu i Madhëruar nuk u bëka padrejtësi krijesave, sa kohë që Ai është Krijuesi i tyre dhe askush nuk mund ta marrë për të dhënë llogari për çfarë bën, atëherë krijesat e kanë këtë të drejtë aq më pak. Në Kur'anin famëlartë, po dhe në hadithet profetike, gjejmë tekste të shumta, të cilat padrejtësinë ndaj njerëzve e trajtojnë nga aspekte të ndryshme.

**1. Allahu në anën e të dëmtuarve**

Fakti se është ndaluar padrejtësia dhe se Allahu atë nuk e do as për Vete, do të thotë që Allahu përkrah dhe ndihmon të dëmtuarin.

**1.1. Allahu si ndihmës i tyre**

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kini vëmendjen për lutjen e të dëmtuarit, sepse ajo bartet mbi re (tek Zoti mbi qiej). Allahu thotë: Pasha Krenarinë dhe Madhërinë Time! Do të ndihmoj, qoftë edhe pas një kohe"![2]

Në këtë hadith vërejmë se Allahu i Madhëruar qëndron me të dëmtuarin dhe se do ta ndihmojë atë, herët a vonë.

Rrëfehet se një mysliman i varfër jetonte vetëm nga peshkimi, por, siç ndodh me besimtarin, Allahu e sprovoi dhe, për ditë të tëra, nuk mund të peshkonte gjë.

Ishte gjëja e vetme me se i siguronte familjes furnizimin, prandaj edhe brengosej, sidomos kur furnizimi në shtëpi filloi të pakësohej dukshëm. Çdo ditë dilte në bregdet për peshkim, por kot. Një ditë, pas një kohe të gjatë qëndrimi në bregdet, tha me vete: Kjo le të jetë hera e fundit për sot! -dhe hodhi rrjetën. Priti pak dhe rrjeta filloi të rëndohej. E kuptoi se kishte zënë diçka. Kur e nxori, pa se kishte zënë një peshk goxha të madh, të tillë nuk kishte peshkuar kurrë më parë. U gëzua shumë, por jo gjatë. Në fakt, peshkatari falënderoi Allahun shumë dhe mendoi se, përveçqë një pjesë do ta shfrytëzonte për ushqim, tjetrën do ta ndante për shitje dhe për lëmoshë. Kështu do të vepronte sikur të mos e shihte peshkun mbreti që kaloi aty pranë. Ishte vërtet peshk i rrallë. Ushtria kërkuan që peshkun ta jepte për mbretin, por peshkatari refuzoi. Pranoi vetëm t'ua shiste, po ata ia morën me dhunë.

Kur u kthyen në pallat, mbreti kërkoi t'ia gatuanin për darkë atë peshk, shijen e të cilit do ta kuptonte vetëm pas pak ditësh, atëherë kur do të zbulohej se mbreti ishte sëmurur nga gangrena. I thirrën mjekët, të cilët, pas kontrollimit, i propozuan t'i nënshtrohej një operacioni për heqjen e gishtërinjve të këmbës për të parandaluar përhapjen e sëmundjes që kërcënonte edhe pjesën nën gjurin e tij. Mbreti refuzoi këtë dhe parapëlqeu ta duronte dhimbjen, mirëpo u pa se vendimi i tij ishte i gabuar. Vetëm pas pak ditësh u detyruan t'ia sillnin disa mjekë të tjerë, nga jashtë vendit, për



kontroll dhe, vetëm pas herës së tretë, kur u vërtetua se sëmundja kishte arritur deri në gju, mbreti pranoi t'i nënshtrohej operacionit.

Kjo që i ndodhi, mbretin e shqetësoi pa masë, prandaj mendoi të thërriste një njeri të urtë e ta pyeste për këtë gjë. Ia sollën një njeri të mençur, të cilin mbreti e pyeti se cili mund të kishte qenë shkaku i asaj fatkeqësie të tij. Njeriu i urtë i tha: "Patjetër që ti i ke bërë dikujt një padrejtësi"! Mbreti iu përgjigj me habi: "Nuk më kujtohet t'i kem bërë padrejtësi dikujt". Kujtohu mirë!– i tha njeriu i urtë, ngase kjo nuk ka si të mos jetë shkak i ndonjë padrejtësie të bërë". Atëherë mbretit i ra në mend peshku i madh dhe peshkatari. Urdhëroi ushtrinë t'ia sillnin peshkatarin. Ushtria shkuan në bregdet dhe, si zakonisht, e gjetën në vendin e tij. E morën dhe e sollën tek mbreti, i cili e pyeti: Ma thuaj të vërtetën, çfarë bëre kur ta mora me dhunë peshkun e madh? Nuk bëra asgjë –foli paksa i frikësuar peshkatari. Fol, se nuk do të të ndodhë gjë e keqe! –i tha mbreti. Atëherë, kur u sigurua, peshkatari foli e tha: "Kur ma more peshkun, u ktheva nga Allahu dhe u luta: O Zoti im! Ai e tregoi fuqinë e tij ndaj meje, prandaj tregoje edhe Ti fuqinë Tënde ndaj tij"![3] Prej drejtësisë së Allahut të Madhëruar është që të ndihmojë madje edhe ata që nuk janë fare besimtarë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ruaju lutjes së të dëmtuarit, qoftë ky edhe jomysliman, ngase para lutjes së tij nuk ka perde (pengesë)"! Albani sjell një hadith tjetër si dëshmi për të vërtetuar saktësinë (ar. hasen) e këtij hadithi, sjell një hadith, i cili, në fakt, është dhe shpjegues i këtij hadithi: "Duaja e të dëmtuarit pranohet, qoftë ky edhe i shthurur, (për shkak se) shthurja është problem i tij (pasojat e së cilës i bart ai vet)".[4]




### 1.2 Ndëshkimi në këtë botë

Ndonjëherë të padrejtët, për shkak se nuk ndëshkohen aty për aty, mashtrohen dhe kësisoj zhyten thellë e më thellë në padrejtësi. Kjo nuk nënkupton assesi se ata i shpëtojnë dënimit të Allahut të Madhëruar, përkundrazi. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet, Allahu i Madhëruar do ta afatizojë zullumqarin derisa ta kapë, nuk do të mund t'i shpëtojë. Pastaj, Pejgamberi a.s.lexoi nga Kur'an (ajetin 102 nga kaptina Hud): Ja, kështu është ndëshkimi i Zotit tënd, kur dënon vendet që janë zullumqare. Vërtet, ndëshkimi i Tij është i dhembshëm, i ashpër".[5]

### 1.3 Allahut nuk mund t'ia fshehin të vërtetat

Allahut nuk mund t'i shpëtojnë as në Botën tjetër. Ta zëmë që kanë kaluar nga kjo botë pa u ndëshkuar, mirëpo në botën tjetër nuk do të shpëtojnë kurrsesi. Ta zëmë, nëse ata arrijnë përkohësisht ndonjë të mirë materiale, për shkak të mashtrimeve e manipulimeve, kjo nuk do të thotë se edhe tek Allahu do të kalojnë pa u zbuluar. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ju po ngrini padi (hasmëri, mospajtime) tek unë, dhe ndodh që ndonjëri prej jush të jetë më orator, më bindës se tjetri (edhe pse në fakt nuk ka të drejtë), kështu që, nëse gjykoj për të sipas fjalëve që flet (ndërsa ai nuk ka të drejtë), le të mos e marrë atë gjë (që e fiton nga gjykimi), ngase ajo në fakt është një hise e zjarrit të Xhehennemit për të"!

## 2. Zullumqarët dhe fati i hidhur në Botën tjetër

### 2.1 Falimentimi

Zullumqari do të falimentojë ditën kur do të ketë problemet dhe nevojat më të mëdha. Pejgamberi a.s. ka thënë: "A e dini se kush është i falimentuar? Tek ne –thanë ashabët- është ai që nuk ka para dhe plaçkë (mall). I falimentuari prej Ymetit tim është ai që vjen në Ditën e Kiametit me namaz, me agjërim dhe me zekat, por që e ka sharë atë, ka shpifur për të, ka ngrënë pasurinë e tij, ka derdhur gjakun e tij dhe ka goditur filanin. Kështu që të gjithë njerëzve që u ka bërë keq, u jepet prej të mirave të tij dhe, në qoftë se të mirat nuk i mjaftojnë, atëherë i ngarkohen të këqijat e atyre personave derisa t'i shlyejë të gjitha padrejtësitë, dhe pastaj hidhet në zjarr".[6] Prandaj, Pejgamberi a.s. bën thirrje dhe porosit që të mos e shtyjmë pendimin nga padrejtësia deri në atë kohë kur do të bëhet vonë. Buhariu transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush i ka bërë ndonjë padrejtësi vëllait të tij, në nderin apo ndonjë gjë tjetër, le t'ia kërkojë hallallin sot, para se të mos vlejë më dinari dhe dërhemi, për shkak se, nëse ka vepra të mira, do t'i merren aq sa ka bërë padrejtësi (e do t'i jepen të dëmtuarit), e, nëse nuk ka të tilla, atëherë i merren të këqijat (mëkatet) të dëmtuarit dhe i ngarkohen atij"!

### Të nderuar vëllezër!

Ta imagjinojmë veten si njërin prej këtyre të falimentuarve, sikur të jemi para Allahut dhe tashmë na është marrë çdo e mirë që kemi bërë, dhe i është dhënë palës së dëmtuar, ndërsa pritet nga momenti në moment edhe urdhri për të na dërguar në Xhehennem, - si do të ndiheshim? Si do ta përballonim atë moment? Si do ta përjetonim urdhrin për të na dërguar në zjarr?Si do të ndiheshim kur do të shihnim ata që kanë ndarë drejtësi tek kënaqen me pozita të larta tek Allahu?Të mos harrojmë, para vetes kemi mundësinë e zgjedhjes: o të jemi të drejtë e të shpërblehemi, o të jemi të padrejtë e të ndëshkohemi. Allahu i Madhëruar thotë:"Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa pesha e një kokrre meli, Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës". (El-Enbija, 47)

[1] Muslimi. [2] Albani në Sahihu-l-xhamii, 117, e vlerëson autentik. [3] http://sedatislami.ëordpress.com/2012/02/09/ [4] Shih: Es-silsiletu-s-sahihah, 767 dhe Sahihu-l-xhamii, 3382. [5] Imam Muslimi dhe Ebu Davudi. [6] Transmetojnë Muslimi dhe Tirmidhiu.

# Dispozitat e synetisë së fëmijës në të drejtën islame (el-hitanu)

**Mr.sci. Flamur Sofiu**

**"Transmetohet nga Ammar bin Jaser r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Prej veprimeve të natyrshme janë: shpërlarja e gojës, shpërlarja e hundës, shkurtimi i mustaqeve, përdorimi i misvakut (larja e dhëmbëve me misvak-brushë), shkurtimi i thonjve, rruarja e nënsqetullave, rruarja e vendeve të turpshme dhe synetia".[1]**

Feja islame është fe që u përgjigjet rrethanave të çdo kohe dhe të çdo vendi. Sheriati islam gjithmonë i ka kushtuar kujdes natyrshmërisë së pastër të njeriut dhe kujdeset për të ruajtur pastërtinë shpirtërore dhe trupore të tij. Prandaj, duke e shikuar dhe analizuar hadithet e të Dërguarit a.s, të cilat flasin për synetinë, shohim se sa kujdes i ka kushtuar Islami këtij veprimi shumë të arsyeshëm. Në shpjegimin e këtyre dispozitave që kanë të bëjnë me synetinë a me përgëzimin e lindjes së fëmijës, ose me thirrjen e ezanit në veshin e tij, apo me prerjen e kurbanit për lindjen e tij, a me rruarjen e kokës së tij, ose të dispozitave të vënies së emrit, ose me detyrimin e bërjes synet…- të gjitha këto dispozita janë shpjeguar për një të vërtetë shumë të rëndësishme, që është: mirëmbajtja dhe përkujdesja për fëmijën qysh nga lindja, duke pasur kujdes për të qysh prej çastit kur vjen në këtë botë dhe fillon jetën këtu. Këto janë dispozita shumë të rëndësishme, në mënyrë që fëmija të jetë i shëndoshë dhe i fuqishëm, derisa të vijë koha që ai të hapë sytë dhe të shohë se çfarë e rrethon atë, të kuptojë realitetin dhe shumë gjëra që i ka gjetur në familjen myslimane, e cila e praktikon Islamin, punon sipas Sheriatit islam dhe është e angazhuar për të, duke i zbatuar obligimet e tyre që ka përcaktuar feja e drejtë islame dhe Pejgamberi a.s.. Pa dyshim, kur të arrijë t'i kuptojë këto obligime, fëmija do ta djë se prindërit e tij, si babai dhe nëna, i kanë kryer këto detyrime ndaj tij, ngase në shpirtin e tij është mbjellë Islami, besimi i drejtë dhe se i është dhënë edukata dhe morali më i dobishëm e më i përpiktë.

**Argumentet që vërtetojnë ligjshmërinë e synetisë**

Argumentet që argumentojnë ligjshmërinë e synetisë, janë hadithet e të Dërguarit a.s. të cilat janë shumë, po ne po përmendim vetëm disa prej tyre:

-Transmetohet nga Ammar bin Jaser r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Prej veprimeve të natyrshme janë: shpëlarja e gojës, shpëlarja e hundës, shkurtimi i mustaqeve, përdorimi i misvakut (larja e dhëmbëve me misvak-brushë), shkurtimi i thonjve, rruarja e nënsqetullave, rruarja e vendeve të turpshme dhe synetia".[2]

-Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Veprime të natyrshme janë pesë: synetia, rruarja e vendeve të turpshme, shkurtimi i mustaqeve, shkurtimi i thonjve dhe rruarja e nënsqetullave".[3] Transmetohet nga Uthejm bin Kulejbi, nga babai i tij, nga gjyshi i tij, se ai kishte shkuar të Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë: E kam pranuar Islamin. E Pejgamberi a.s. i kishte thënë: "Rruaje kokën nga flokët e mosbesimit dhe bëhu synet".[4]

**Norma e synetisë**

Juristët islamë kanë divergjenca në mes tyre rreth Faktit nëse synetia është vepër e obliguar apo e rekomanduar. Disa janë të mendimit se synetia është vepër e rekomanduar (mustehab). Të këtij mendimi janë: imam El-Hasan el-Basriju, imam Ebu Hanife dhe disa dijetarë hanbelinj. Këta mendimin e tyre e mbështesin në transmetimin e imam Ahmedit nga Shidad bin Eusi r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Synetia

për meshkuj është vepër e ligjësuar, ndërsa për femrat është e rekomanduar",[5]

Ata përmendin si argument po ashtu edhe faktin se Pejgamberi a.s. synetinë e ka përmendur në hadith krahas veprimeve që është e rekomanduar të zbatohen, si: shkurtimi i thonjve, rruarja e nënsqetullave etj.. Kjo argumenton se synetia nuk është vepër e obliguar po e rekomanduar (sunnet-mustehab). Gjithashtu këta dijetarë mbështeten në atë që ka thënë imam el-Hasen el-Basriju: (Para Pejgamberit a.s,. e kishin pranuar Islamin disa njerëz: të zinj, të bardhë, bizantinë, persianë, etiopas… dhe asnjërin prej tyre nuk e kishte kontrolluar nëse ishte i bërë synet. E sikur të ishte synetia obligim, Pejgamberi a.s. nuk do të pranonte Islamin e tyre pa u bërë synet.

Kurse nga dijetarët që mendojnë se synetia është obligim, janë: Sha'biju, Rebia, Euzaiju, Jahja bin Sead el-Ensariju, Maliki, Shafiu dhe Ahmedi. Më kategoriku për këtë ka qenë imam Maliku, kur ka thënë: (atij që nuk është bërë synet, nuk i lejohet të dalë imam dhe nuk i pranohet dëshmia).

Këta dijetarë mendimin e tyre - se synetia është obligim, e mbështesin në argumente të shumta, e ne do të përmendim vetëm disa prej tyre:

(a) Transmetohet nga Uthejm bin Kulejbi, e ky nga babai i tij, nga gjyshi i tij, se ai kishte shkuar te Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë: E kam pranuar Islamin. E Pejgamberi a.s. i kishte thënë: "Rruaje kokën nga flokët e mosbesimit dhe bëhu synet".[6]

(b) Transmeton Harbi nga Zuhriju se Pejgamberi a.s.. ka thënë: "Kush e pranon Islamin, le të bëhet synet edhe nëse është i rritur".

Ky hadith, edhe nëse është i dobët, vlen për të përforcuar kuptimin e haditheve të tjera.

(c) Transmeton Veki'a nga Salimi, nga Amr bin Hereme, nga Jezid nga Ibn Abbasi r.a. i cili ka thënë: "Ai që është i pa bërë synet nuk i pranohet namazi dhe nuk hahet mishi i shtazës që e ka there ai".

(ç) Transmeton El-Bjehekiu nga Musa bin Ismaili, ai nga Aliu r.a,. i cili ka thënë: E kemi gjetur në dorëzën e shpatës së Pejgamberit a.s., të shkruar: "Ai që është i pabërë synet, nuk pranohet në islam derisa të bëhet synet".

(d) Hitabiju ka thënë: (Për sa i përket synetisë, edhe nëse është përmendur në veprat e rekomanduara, konsiderohet si vepër e obliguar nga shumica e dijetarëve, ngase syneti është një simbol i fesë dhe se me të njihet myslimani dhe pabesimtari. Kur ndodh që në mesin e të mbyturve të pabërë synet të gjendet dikush që është bërë synet, atij duhet t'i falet namazi dhe ai të varroset në varrezat e myslimanëve).

(dh) Juristët që mendojnë se synetia është obligim, arsyetohen kështu: (Ai që është i pabërë synet, gjithmonë i ekspozohet mundësisë që



të mos jetë i pastër për namaz, ngase lafsha e penisit e mbulon atë krejtësisht dhe kështu mund të mbetet urina aty dhe ai të mos mund të pastrohet. Nga kjo kuptohet se vlefshmëria e pastërtisë dhe e faljes së namazit është e dyshimtë nga ai që nuk është bërë synet. Për këtë arsye shumica dijetarëve të hershëm dhe të vonshëm mendojnë se atij personi nuk i lejohet të dalë imam për xhematin. E, për sa i për këtë namazit të tij, ai konsiderohet vetëm si person që ka arsye, d.m.th. është si ai të cilit i rrjedh urina pandërprerë).

(e) Ka thënë Allahu xh.sh.: "Pastaj, ty të shpallëm: "Ndiqe fenë e drejtë të Ibrahimit…".

Pejgamberi a.s. dhe Ymeti i tij janë të urdhëruar që të ndjekin Sheriatin e Ibrahimit a.s.. Dihet fare mirë se synetia ishte përcaktuar në Sheriatin e Ibrahimit a.s.. Këtë e vërteton transmetimi nga Ebu Hurejra r.a., se Pejgamberi a.s.,. ka thënë: "Vërtet Ibrahimi a.s. ishte bërë synet kur ishte tetëdhjetë vjeç".[7] Ndërsa në një transmetim tjetër gjejmë: "Ibrahimi a.s. është i pari që kishte pritur mysafirë, i pari që kishte veshur të linjta të shkurtra (prej kërthizës deri te gjunjët), i pari që ishte bërë synet dhe synetia vazhdoi të zbatohej nga pejgamberët e tjerë dhe ithtarët e tyre, deri me Shpalljen që i erdhi Muhammedit a.s.).

Transmetohet nga Ebi Ejubi r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Katër gjëra janë prej traditave të pejgamberëve: synetia, përdorimi i aromave të këndshme, përdorimi i misvakut dhe martesa".[8]

Këto hadithe e shpjegojnë qartë se synetia është vepër e obliguar, ndërsa, për sa i përket mendimit se synetia është vepër e rekomanduar, këtë e kanë kundërshtuar këta dijetarë në këtë mënyrë:

- Për hadithin me të cilin argumentojnë se synetia është vepër e rekomanduar: "Synetia për meshkujt është vepër e ligjshme, ndërsa për femrat është e rekomanduar", dijetarët e hadithit kanë thënë se është hadith i kategorisë së dobët për shkak se ka dobësi në zinxhirin e transmetimit-sened. Është rregull e njohur për



juristët islamë se me hadith të kategorisë së dobët nuk vendosen dispozita në Sheriatin islam. Por, nëse mendojmë se hadithi është i vërtetë, atëherë duhet kuptuar se Pjegamberi a.s., kur ka përmendur zbatimin e synetisë, ka pasur për qëllim obligueshmërinë, sepse, kur thotë: "Synetia është vepër e ligjshme për meshkuj...", ka për qëllim ligjshmërinë e synetisë.

- Argumentimi se Pejgamberi a.s. e ka përmendur synetinë bashkë me disa veprime të tjera, që rekomandohet të zbatohen, është argumentim jo i drejtë, ngase cilësitë e përmendura në hadith nuk janë të gjitha që rekomandohet të kryhen, po prej tyre ka edhe të tilla që janë të obliguara të kryhen, si: larja e gojës dhe e hundës, kur të pastrohemi nga papastërtia. Po ashtu prej cilësive të përmendura ka që janë të rekomanduara për t'u zbatuar, si: përdorimi i misvakut, shkurtimi i thonjve - që nganjëherë është obligim - për të qenë e vlefshme pastërtia, ngase, kur të rriten shumë, atëherë midis mishit e thoit ngel ndyrësira dhe nuk mund të pastrohet. Pra, nga ky hadith del qartë se aty përfshihen vepra, zbatimi i të cilave është i rekomanduar (mustehab), dhe të tilla zbatimi i të cilave është i obliguar (farz-vaxhib).

- Për sa i përket argumentimit të tyre me fjalën e el-Hasen el-Basriut: (Se njerëzit e kanë pranuar Islamin para Pejgamberit a.s., e ai nuk i ka kontrolluar asnjërin prej tyre nëse janë bërë synet), përgjigjja është kjo: Nuk ka qenë nevoja të kontrollohen nëse ishin bërë synet, ngase arabët e atëhershëm, që të gjithë, bëheshin synet, jehudinjt që të gjithë bëheshin synet dhe vetëm të krishterët për sa i përke synetisë, ishin të ndarë në dy grupe: një grup prej tyre bëheshin synet, kurse tjetri grup nuk bëheshin synet. Ata që e pranonin Islamin në atë kohë, e dinin shumë mirë se simboli i Islamit ishte të bërët synet dhe të tillët që pranonin Islamin, nxitonin të bëheshin synet, sikurse nxitonin të pastroheshin[9].

Këtë mendim e përforcon edhe Ibn el-Kajjimi, kur thotë se njerëzit nxitonin të bëheshin synet pasi hynin në Islam sikurse nxitonin për t'u pastruar nga papastërtia. Ky mbështetet në hadithin që transmeton Uthejm bin Kulejbi, i cili është përmendur më sipër, se gjyshi i tij kishte shkuar te Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë: E kam pranuar Islamin. Pejgamberi a.s. i ishte drejtuar: "Rruaje kokën nga flokët e mosbesimit dhe bëhu synet". Po ashtu këtë mendim e përforcon edhe hadithi i transmetuar nga Zuhriju, të cilin e kemi përmendur më sipër, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e pranon Islamin, le të bëhet synet edhe nëse është i rritur".

Pejgamberi a.s. Ymetin e vetë e udhëzonte gjithmonë për vepra, nga të cilat ka dobi e lumturi dhe që i dallon nga të tjerët. Mirëpo, Pejgamberi a.s. nuk ishte i urdhëruar që t'i kontrollonte ata që hynin në Islam, ngase hyrjen në Islam e pranonte duke gjykuar nga ana e jashtme, e, për sa u përket atyre të fshehtave, ato ia ka lënë Allahut xh.sh.[10]

Shënim: Sipas mendimit të hanefitëve, është mekruh (vepër e urrejtur) të bërët synet në ditën e lindjes dhe në ditën e shtatë të lindjes, kurse sipas shafiitëve, të bërët synet në ditën e shtatë të lindjes është vepër e rekomanduar (mustehab). Këta mendimin e tyre e mbështesin në transmetimin e përcjellë nga Aisheja r.a., se i Dërguari a.s., Hasanin dhe Hysejnin i kishte bërë synet në ditën e shtatë të lindjes së tyre[11]. Ndërkaq, sipas medhehebit maliki është e rekomanduar që synetia të bëhet nga mosha shtatë e dhjetë vjeç[12].

Në disa vise islame, sidomos në ato ku mbretërojnë temperatura të larta, praktikohet bërja synet edhe e femrave dhe juristët myslimanë janë unanimë se të bërët synet për femra është vepër e rekomanduar po jo e obliguar, me përjashtim të imam Ahmedit, i cili në njërin prej transmetimeve të tij shpreh mendimin se edhe për gratë është obligim synetia sikurse është për meshkujt, ndërsa në një transmetim tjetër përmendet se ai mendon që për meshkuj është obligim e për femra jo. Me këtë transmetimin e dytë, imam Ahmedi shfaq të njëjtin mendim me të gjithë dijetarët dhe juristët islamë, se synetia për femra është vepër e rekomanduar (mustehab) e nuk është e obliguar (vaxhib). Po ashtu me këtë mendim ai është në pajtim me atë që mendon gjithë Ymeti dhe me atë që është trashëguar gjeneratë pas gjenerate - se synetia e femrës është vepër e rekomanduar po jo e obliguar. Këta si argument për këtë, mbështeten tek Pejgamberi a.s., i cili, kur e ka konsideruar të ligjshëm synetin në Islam, e ka veçuar për meshkujt e jo për femrat. Po ashtu nuk është vërtetuar që Pejgamberi a.s. t'i kishte urdhëruar femrat që të bëheshin synet, përveç sa është përmendur në hadithin e përmendur më herët: "Synetia është vepër e ligjësuar për meshkujt dhe e rekomanduar për femrat". Nga

ajo që vërehet qartë nga ky hadith, është se synetia është vepër e rekomanduar - e preferuar të zbatohet. Allahu e di më së miri!..[13]

Ndoshta urtësia në këtë është se synetia e mashkullit dallon krejtësisht nga synetia e femrës, si në aspektin e kryerjes, ashtu edhe në aspektin e vendimit të Sheriatit. Gjithashtu ata dallohen edhe në aspektin e dobisë nga synetia.

**Kur është obligim bërja synet?**

Shumica e dijetarëve janë të mendimit se synetia është obligim kur fëmija është në moshën madhore, duke konsideruar se ai së shpejti do të jetë i detyruar për obligime fetare (mukelef), sepse, kur të hyjë në moshën madhore, duhet të jetë i bërë synet dhe do t'i kryejë obligimet fetare pa kurrfarë pengese, ashtu sikur ka urdhëruar Sheriati islam.

Më së miri është që kujdestari i fëmijës ta bëjë synet fëmijën në ditët e para të lindjes, në mënyrë që, kur të fillojë të mësojë e të kuptoj, të jetë i bërë synet dhe të mos ketë brenga se duhet të bëhet synet. Argument është se më së miri të bëhet synet në ditët e para të lindjes, është transmetimi i Bejhekiut nga Xhabiri r.a., i cili ka thënë: "Pejgamberi a.s. ka prerë kurbane për Hasanin e Husejnin dhe i ka bërë synet në ditën e shtatë të lindjes".

Pjesa dërrmuese e dijetarëve mendojnë se është më së miri që fëmija të bëhet synet sa më i vogël.

**Cila është urtësia e të bërit synet?**

Synetia ka shumë urtësi në aspektin fetar dhe dobi të mëdha për shëndetin, të cilat i kanë vërtetuar shkencëtarët e mjekësisë…

Po zgjedh disa urtësi dhe dobi për t'i përmendur këtu:

**Prej urtësive fetare që ka synetia, janë:**

- Synetia sjell pastërtinë në mënyrën më të mirë të mundshme dhe kështu i mundëson myslimanit të jetë i pastër për të kryer obligimet, posaçërisht kryerjen e namazit;
- Synetia është kryesorja nga cilësitë e natyrshme, simbol i Islamit dhe imazhi i Sheriatit;
- Synetia është një prej rregullave të fesë së drejtë, e përcaktuar në Sheriatin e Ibrahimit a.s., e cila i ka mbushur zemrat me besimin në një Zot, sikurse, krahas synetisë, kishte përcaktuar cilësitë e natyrshme si: synetin, shkurtimin e mustaqeve, shkurtimin e thonjve dhe rruarjen e nënsqetullave.

Allahu për këtë ka thënë: (Shih: En-Nahl, 123 dhe El Bekaretu, 138);

- Synetia e dallon myslimanin nga pjesëtarët e feve të tjera;
- Synetia është pranim i adhurimit ndaj Zotit, zbatim i Urdhrave të Tij dhe nënshtrim i urtësisë dhe dijes së Tij.

**Dobitë e mëdha shëndetësore, që burojnë prej synetisë, janë:**

- Synetia sjell pastërti, zbukurim të organit dhe stabilizon epshin.
- Synetia është shumë e dobishëm për shëndetin, sepse e mbron njeriun prej shumë sëmundjeve.

Mjeku Sabri el-Kabaniju, në librin e tij (Jeta jonë seksuale), përmend shumë të mira që sjell synetia, e ne po përmendim:

1- Këputja e lafshës e shpëton njeriun prej tajitësit dhjamor, prej diskustit pa shkaktuar kurrfarë dekompozimi dhe infeksioni.

2- Me këputjen e lafshës shpëton njeriu prej rrezikut të bllokimit të kokës së penisit gjatë zgjerimit të tij.

3- Synetia zvogëlon mundësitë e sëmundjes së kancerit në penis. Është vërtetuar se më së shumti kanceri i ka goditur ata që kanë pasur ngushtim nga lafsha e pahequr, dhe fare pak është i përhapur kanceri tek ata popuj që zbatojnë synetinë.

4- Nëse e bëjmë synet foshnjën, atëherë foshnja rrallëherë do të urinojë natën në gjumë.

5- Synetia ndikon te shumica e atyre që janë në moshën madhore që të mos praktikojnë masturbimin…

Synetia sjell edhe shumë dobi të tjera …

Këto janë disa dobi dhe urtësi të ligjshmërisë së synetisë, të cilat mund t'i kuptojë çdokush që ka mendje dhe sy. Po ashtu i kupton edhe çdokush që dëshiron të njohë të mirat e Islamit dhe fshehtësitë e Sheriatit islam.

**Në përfundim mund të themi:**

Synetia është kryesorja e cilësive të natyrshme[14], simboli i Islamit, imazhi i Sheriatit…Po ashtu mund të theksojmë edhe faktin që synetia njeriut i jep mundësinë që të jetë i pastër në aspektin trupor dhe i gatshëm për ta adhuruar Allahun në mënyrën më të pastër të mundshme. Prandaj myslimanët duhet t'i kushtojnë rëndësi edhe këtij veprimi të natyrshëm që e kërkon vetë jeta e njeriut. Një tjetër gjë që duhet ta ketë në mendje gjithmonë çdo mysliman, është se, pavarësisht nëse i dihen ose jo urtësitë dhe dobitë e veprimit që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij, ai duhet të jetë tërësisht i bindur se prej tyre ka dobi dhe mirësi.

[1] Ahmedi. [2] Ahmedi. [3] Buhariu dhe Muslimi. [4] Ahmedi dhe Ebu Davud [5] Ahmedi. [6] Ahmedi dhe Ebu Davudi [7] Buhariu dhe Muslimi [8] Tirmidhiu dhe imam Ahmedi [9] Marr nga libri "Tufetul Vedud" f. 104 [10] Edukimi i fëmijëve në Islam, kapitulli që flet për dispozitat e synetisë. [11] Transmeton el-Bejhekiu [12] Prof.dr. Vehbete Zuhajli: El-Fikhul Islamiju ve Ediletuhu, v.6, f. 2751 [13] Edukimi i fëmijëve në Islam. [14] Cilësi të natyrshme janë: të shpëlarit e gojës, të shpëlarit e hundës, të shkurtuarit e mustaqeve, të përdorurit e misvakut për pastrimin e dhëmbëve, shkurtimi i thonjve, rruarja e nënsqetullave, rruarja e pjesëve të turpshme dhe synetia.

# Ideali i të jetësuarit

**Feim Hoxha**

**Çdo besimtar që në vete posedon qoftë edhe një grimë besimi në zemrën e tij, duhet të thotë: ”Kjo fe është imja, prandaj më duhet të brengosem për të”**

Në prag të ditëve të mrekullueshme të së ardhmes e në këto ditë, kur agimi na pëshpërit për festa të gëzueshme, është e qartë se ne jemi duke përballuar kriza që duken të pakapërcyeshme. Ashtu si shqetësimet sociale, problemet kombëtare dhe fatkeqësitë natyrore, krizat që kaplojnë një shoqëri nuk mund të kapërcehen apo të zgjidhen me anë të masave të zakonshme; zgjidhjet për kriza të tilla kushtëzohen nga mprehtësia, dijet dhe mençuria e përhapur gjerësisht në shoqëri.[1]

Nuk është në dorën e njeriut – të vijë në këtë botë apo të mos vijë. E rëndësishme është nëse do të jetë njeriu në gjendje ta përmbushë apo jo misionin e tij në jetësimin e të tjerëve?

Një zemër që beson, me vete mban ndjenjën ideale dhe vazhdimisht i drejtohet vetes e i thotë: ”Nëse në këtë botë nuk jam në gjendje t’ua bëjë të ditur të tjerëve Zotin tim, më mirë të vdes se të jetoj”.

Çdo besimtar që në vete posedon qoftë edhe një grimë besimi në zemrën e tij, duhet të thotë: ”Kjo fe është imja, prandaj më duhet të brengosem për të”.

Një objektiv të tillë mendimi, i cili përqafon të nesërmen nga e sotmja dhe që përfshin shpirtin, thelbin dhe përmbajtjen e së ardhmes, ju mund ta konsideroni, nëse dëshironi, “ideal”. Një person që nuk ka një horizont të tillë, nuk është në gjendje të kapërcejë tërësinë e problemeve aktuale dhe as të premtojë ndonjë gjë të vlefshme për të nesërmen[2].

Edhe pse disa njerëz të thjeshtë kanë marrë dimensione të mëdha, duke u veshur nga pompoziteti, rrethanat dhe madhështia e Faraonëve, Nemrudëve, Cezarëve dhe Napoleonëve, jeta e tyre e zhurmshme dhe heretike që hutoi kaq shumë njerëz, kurrë nuk u bë dhe nuk mund të bëhet premtuese për të ardhmen në asnjë drejtim. Kjo për shkak se të tillë njerëz, të drejtën ia kishin deleguar forcës dhe dhunës, relatat shoqërore i kushtëzonin nga interesat e përfitimet vetjake dhe sepse jetën e tyre e kalonin mjerisht si skllevër të egove dhe pasioneve të shthurura, pa gëzuar kurrë, në të vërtetë, liri prej tyre.

Cezari rrënoi idealin e Romës me tekat dhe dëshirat e tij, Napoleoni burgosi dhe vrau idealin e Francës së madhe me atë rrjetin e tij të lakmisë e ambicies dhe Hitleri konsumoi ëndrrën e Gjermanisë së madhe, për shkak të marrëzisë së tij të pashoqe. Nga ana tjetër, ideali i cili tek njerëzit tanë është i hapur ndaj vazhdimësisë, heroizmi i të cilit shpreh integritet dhe vazhdimësi, është mbajtur gjithmonë lart dhe mbi çdo kotësi a vulgaritet, si në fitore, ashtu dhe në humbje. Ai është konsideruar si i dashur, i shenjtë dhe i çmuar si një flamur, për të cilin është dhënë jeta.

Ata që vrapojnë në rrugën për t’i ndriçuar njerëzit, ata që përpiqen vazhdimisht për lumturinë e njerëzve, ata që u zgjasin dorën njerëzve të rënë në greminat e ndryshme të jetës, - janë shpirtra të lartë që kanë njohur veten, të cilët, si engjëj mbrojtës të shoqërisë në të cilën jetojnë, përfyten me fatkeqësitë që i bien sipër shoqërisë, u vënë gjoksin furtunave, hidhen në flakë dhe rrinë vazhdimisht me gishtin në shënjestër para tronditjeve të mundshme.[3]



**Zotëria i një populli është ai që u shërben atyre**

Allahu xh.sh., në Kur'anin famëlartë, në suren El Enfal (Ndërsa edhe ata që besuan më vonë, e që u shpërngulën dhe luftuan së bashku me ju, janë të njëjtë me ju (në të drejta)... (El Enfal, 75), përmend gjeneratën e artë të njerëzimit, të cilët ishin dhe mbetën modeli më i mirë i sakrificës. Ishte gjenerata e cila, pa asnjë kusht, i dha besën të Dërguarit të Allahut, se do ta mbrojë sakrifikojë dhe jetën, familjen dhe pasurinë për jetësimin e njerëzimit.

Nuk mund ta lëmë pa përmendur një ngjarje të sakrificës në kohën e kësaj gjenerate. "Një njeri shkoi te Pejgamberi a.s. dhe i tha :"O i Derguari i Allahut, unë jam shumë i uritur".Pejgamberi a.s. pyeti familjen e tij nëse kishin diçka për të ngrënë. Porse ata, përveç ujit, nuk kishin gjë tjetër. Atëherë Pejgamberi a.s. u drejtua nga shokët dhe u tha:"Kush e ushqen vëllain tonë?" U ngrit një nga banorët e Medinës dhe e mori atë mysafir të tij. Në shtëpi nuk kishin asgjë përveç pak ushqim të fëmijëve të tyre. Ata vunë në gjumë fëmijët, në mënyrë që ta ushqenin mysafirin e tyre,ndërsa vetë vendosën ta fiknin kandilin që të mos kuptonte mysafiri se ata nuk po hanin më të.[4] Për këtë zbriti ajeti kuranor: "..... madje edhe sikur të kishin vetë nevojë për të, ata u jepnin përparësi atyre para vetvetes...". (Hashr, 9)

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Zotëria i një populli është ai që u shërben atyre."

Është ky i Dërguari i Allahut që na mësoi që njeriu nuk duhet të jetojë vetëm për veten e tij, po dhe për të tjerët. Çdo udhëheqës institucioni duhet të jetë model për anëtarët e tij. Ai duhet të brengoset vazhdimisht për ata që ka rreth tij. Mirëpo, edhe nëse dështon në rrugëtimin e tij, duhet të pajtohet se kjo ka ndodhur për shkak të tij.

Komuniteti Islam në tërë botën ka nevojë për një rigjallërim, për një reformë serioze nga pikëpamja mendore, shpirtërore dhe intelektuale. Në qoftë se përdorim një shprehje më pozitive, mund të themi se shoqëria ka nevojë për rigjallërim, për kryerjen e përpjekjeve serioze, që të ruhen parimet origjinale të fesë, shtrirja dhe universaliteti më i madh i mundshëm nga vetë fleksibiliteti i shpalljeve hyjnore, në mënyrë që t'i plotësojë nevojat e njerëzve në çdo fushë të jetës, në çdo vend dhe kohë, duke përqafuar kështu tërësinë e ekzistencës.

Këtë nuk duhet ta harrojmë asnjëherë, përderisa për shërbimet që bëjmë dhe sukseset që arrijmë, presim që dikush të na duartrokasë, nuk do të ketë mirësi në këtë rrugëtim. Një ndjenjë e tillë është egoiste dhe e padobishme për shoqërinë.

Të gjithë ata njerëz që sakrifikuan për ne, nuk u munduan që ne të mendojmë vetëm për një rrogë. Të mendojmë për karrierë a famë, po, përkundrazi, të jemi njerëz të cilët të ripërtërijmë mësimet e fesë dhe t'i rigjallërojmë ato.

Pa u rritur në shtëpitë e sakrificës, domethënë, pa u pjekur e maturuar me durim, çdo pritje është iluzion!

E gjithë mirësia i takon vetëm Allahut.

Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata". (Junus, 58)

[1] M. Fethullah Gylen, Statuja e shpirtrave tanë , Tiranë 2009, f. 148–Shtëpia botuese Prizmi [2]; M.Fethullah Gylen, Statuja e shpirtrave tanë , Tiranë 2009,f 148–Shtëpia botuese Prizmi; [3] www.al.fgulen.com- [3] Amer Halid,Përmirësimi i Zemrave, Shkup 2006, f.64, Furkan-ism; [4] M. Fethullah Gylen, Yasatma ideali , Stamboll 2012, f. 24–Shtëpia botuese NIL

# Namazi dhe shlyerja e mëkateve

**Eshref Husejn Ahmed**

**Njeriu në këtë botë gjithmonë e di që bën mëkate, por kohë pas kohe, ndërgjegjja e tij i flet dhe e ngacmon duke i thënë: A nuk ka ardhur koha të pendohem? Shpresoj se Allahu Mëshirëplotë do të m'i shlyejë mëkatet që kam bërë deri tash. A mund të jetë namazi njëri nga shkaqet e shlyerjes së mëkateve?**

Njeriu në këtë botë gjithmonë e di që bën mëkate, por kohë pas kohe, ndërgjegjja e tij i flet dhe e ngacmon duke i thënë: A nuk ka ardhur koha të pendohem? Shpresoj se Allahu Mëshirëplotë do të m'i shlyejë mëkatet që kam bërë deri tash. A mund të jetë namazi njëri nga shkaqet e shlyerjes së mëkateve?

Allahu i Lartmadhëruar, lidhur me këtë, thotë: "Dhe fale namazin në dy skajet e ditës, e edhe në orët e afërta (me ditën) të natës. S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqijat. Kjo është një këshillë për ata që pranojnë këshillat". (Hud, 114)

Cili është kuptimi i fjalisë: "në dy skajet e ditës"? Kuptimi i këtyre fjalëve është: "Fale namazin e sabahut (ose të drekës) dhe të ikindisë". Ndërsa kuptimi i pjesës tjetër të ajetit: "E edhe në orët e afërta (me ditën) të natës". Kuptimi i saj: "Fale namazin e akshamit dhe të ikindisë" Kështu të dyja këto pjesë të ajetit kuranor, nxjerrin në pah namazet e obliguara gjatë ditës. E ti, me kryerjen e namazeve obligative, do t'i shlyesh mëkatet dhe Ditën e Kiametit ato do t'i gjesh të shlyera, jo vetëm kaq por edhe, nga mëshira e Allahut, do t'i shndërrojë ato në të mira, dhe kjo është begatia më e madhe e namazit.

Pra, këtu mund të nxjerrim dy përfundime:

E para: Shlyerje e mëkateve një nga një;

E dyta: Shlyerje e mëkateve përfundimisht. Shlyerje rrënjësore e mëkateve të vjetra, dhe kjo bëhet me begatinë e namazit.

E para: Shlyerje e mëkateve një nga një.

Ky ajet kuranor zbriti si shkak i një njeriu, i cili e pyeti Pejgamberin a.s. për një mëkat që kishte bërë me një grua, por me të nuk kishte pasur marrëdhënie intime, si ta shlyente atë mëkat? Pejgamberi a.s. e këshilloi të falte namaz dhe për këtë shkak zbriti ky ajet kuranor. Omer ibn Hatabi r.a. e pyeti Pejgamberin a.s: A është ky ajet i veçantë për këtë njeri apo (vlen) për të gjithë njerëzit? Pejgamberi a.s. iu përgjigj se ky ajet përfshin të gjithë njerëzit që kanë mëkate dhe pendohen e pastaj falen, e Allahu do t'ua shlyejë mëkatet e tyre dhe do t'ua shndërrojë ato në shpërblime.

Lidhur me shlyerjen e mëkateve një nga një, ka të bëjë edhe thënia profetike, të cilën e transmeton Buhariu, ku i Dërguari a.s. ka thënë: "Sikur ndonjëri nga ju të kishte një lumë, që do të kalonte para shtëpisë së tij, ku do të pastrohej në të pesë herë në ditë, a thua a do të mbetej në trupin e tij ndyrësirë"?! Të pranishmit iu përgjigjën: Jo nuk mbetet asgjë prej ndyrësirës. I Dërguari a.s. pastaj tha: "Kështu janë pesë kohët e namazit, me të cilat Allahu i shlyen mëkatet".

Mysliman i nderuar, të mos të mashtrojë shejtani i mallkuar e ta braktisësh namazin, e ta humbasësh shansin për shlyerjen e mëkateve.

Një çështje tjetër që i shlyen mëkatet një nga një, e cek edhe hadithi i Pejgamberit a.s., të cilin e transmeton Muslimi nga ebu Hurejre, ku thuhet: "Kush thotë pas çdo namazi 33 herë subhanallah, 33 herë elhamdulilah, 33 herë Allahu ekber dhe e përmbyll të 100-tën herë me fjalët "La ilahe ilallahu vahdehu la sherike lehu, lehu-l-mulku ve lehu-l-hamdu ve huve ala kuli shej'in kadir", do t'i shlyhen mëkatet edhe nëse janë sa shkuma e detit".



Mysliman i nderuar, mos e humb shpresën në mëshirën e Allahut, sepse Ai është i Mëshirshmi dhe, nëse ke mëkate sa shkuma e detit, do të thotë edhe nëse ke mëkate shumë, Allahu i Madhërishëm, me mëshirën e Tij, nëse falesh dhe lutesh, do t'i shlyejë dhe do t'i shndërrojë në të mira dhe në shpërblime.

Allahu i Lartmadhërishëm thotë: "S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqijat". (Hud, 114)

E dyta: Shlyerje e mëkateve përfundimisht. Shlyerje rrënjësore e mëkateve të vjetra, dhe kjo bëhet me begatinë e namazit. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga ebu Hurejre, se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kur imami përfundon leximin e fatihasë, atëherë ju thoni amin, sepse amini i atij që përputhet me aminin e melaikeve, Allahu do t'ia shlyejë mëkatet e kaluara që ka bërë ai".

Përshtati Mr.Avdyl Rrahmani, Marrë nga libri: Fevaidu salati fidunja



# Islami dhe aktivitetet ekonomike

**Dr. Islam Hasani**

**Ajetet mekase japin sinjal për sistemin ekonomik, i cili do të vinte më vonë, duke shoqëruar sjelljet ekonomike me doktrinën e përgjegjësisë para Zotit në Ditën e Gjykimit. Kompletimi i sistemit ekonomik është bërë në Medinë me themelimin e shtetit nga i Dërguari i Zotit. Prandaj, në periudhën medinase zbritën ajetet që treguan parimet kryesore të sistemit të ri ekonomik, të cilat kërkohen nga feja Islame, siç janë: drejtësia dhe liria.**

Të gjitha fetë diskutojnë për çështje ekonomike, por dallimi në mes tyre është në qëndrimet rreth sferës së aktiviteteve ekonomike dhe implementimit të tyre. Jetën e kësaj bote Islami e konsideron si shumë të rëndësishme dhe si mjet të fitimit të Botës së përhershme. Synon kënaqësi dhe përmirësim të jetës ekonomike si një shpërblim nga Zoti, përderisa kjo të mos bjerë në kundërshtim me Urdhrat e Tij duke cenuar të drejtat e njerëzve të tjerë. Ajetet kuranore që flasin në mënyrë eksplicite për pasuri, forcë ekonomike, siguri dhe të mira materiale, tregojnë se të gjitha këto janë shpërblime nga Zoti për robërit e Tij. Pastaj ka ajete të tjera, të cilat janë të natyrës përshkruese, që flasin për ndalimin e kamatës dhe pagesës së zekatit dhe për drejtësi ekonomike. Këto ajete përmbajnë rregulla udhëzuese për individët dhe shoqëritë, dhe janë baza e sistemit ekonomik, sipas Islamit. Kur bisedohet për një sistem ekonomik të bazuar në parime islame, duhen pasur parasysh mësimet e Pejgamberit a.s. dhe periudha mekase e medinase dhe mundi i vazhdueshëm i Pejgamberit Muhamed a.s., për t'ua shpjeguar besimtarëve dhe mbarë njerëzimit bazat e ekonomisë si një sistem të kompletuar. Ajetet kuranore që i takojnë periudhës mekase, e cila konsiderohet periudhë para se të zbatohej në praktikë sistemi ekonomik, flasin më shumë për sinqeritetin në biznes, ndalimin e kamatës dhe për detyrimin e dhënies së zekatit.

Ajetet mekase japin sinjal për sistemin ekonomik, i cili do të vinte më vonë, duke shoqëruar sjelljet ekonomike me doktrinën e përgjegjësisë para Zotit në Ditën e Gjykimit. Kompletimi i sistemit ekonomik është bërë në Medinë me themelimin e shtetit nga i Dërguari i Zotit. Prandaj, në periudhën medinase zbritën ajetet që treguan parimet kryesore të sistemit të ri ekonomik, të cilat kërkohen nga feja Islame, siç janë: drejtësia dhe liria.

Shpalljet kuranore nganjëherë japin detaje shumë të sakta për disa aspekte dhe në disa raste tregojnë parimet themelore, të cilat kërkojnë edhe shpjegimin e Pejgamberit a.s., duke i vënë ato në praktikë gjatë jetës së tij në Medinë si udhëheqës shteti. Ky sistem ekonomik, kalon gradualisht nga një ekonomi normative (teorike) në ekonomi pozitive (praktike).

Është e natyrshme që, me zhvillimin e shoqërisë dhe kulturave të ndryshme, parimet dhe udhëzimet të kenë aplikime të ndryshme. Një sistem dinamik duhet të ketë mekanizma të brendshëm zhvillimi, prandaj sistemi ekonomik, sipas Islamit, në mesin e parimeve të veta ka edhe konceptin e besimit të mendjes së njeriut për t'i zhvilluar aplikimet e reja në bazë të koncepteve bazë. Kjo në gjuhën e Sheriatit quhet ixhtihad. Të drejtën për të dhënë mendimet e veta në lidhje me këto tema, e kanë dijetarët, të cilët e njohin mirë jurisprudencën islame dhe në të njëjtën kohë njohin mirë çështjet ekonomike. Sfera ekonomike, e cila ka pasur nevojë gjithnjë për zhvillime të këtij lloji, është ajo e financave, përfshirë transaksionet bashkëkohore, me të cilat ballafaqohet shoqëria.

**Besimi në Udhëzimin hyjnor**

Bindja fillestare rreth së cilës sillen të gjitha konceptet islame, është se të gjithë Universin e

ka krijuar dhe e kontrollon Zoti Një, i Vetëm. Ai e ka krijuar njeriun dhe e ka caktuar si mëkëmbës të Vetin në Tokë, për t'i përmbushur disa qëllime, duke iu nënshtruar Urdhëresave të Tij. Këto urdhëresa nuk kufizohen vetëm në mënyrën e kryerjes së adhurimeve ose të të ashtuquajturave rituale fetare. Përkundrazi, ato mbulojnë një fushë të gjerë thuajse të të gjitha aspekteve të jetës sonë. Këto urdhëresa nuk janë edhe aq shumë e të hollësishme, sa t'i mbyllnin në një rreth të ngushtë aktivitetet e njeriut, duke mos i lënë kurrfarë roli intelektit të njeriut, po as që janë pak ose të pacaktuara, sa të linin çdo sferë të jetës njerëzore në mëshirën e perceptimeve dhe tekave njerëzore. Larg këtyre dy ekstremeve, Islami ka një qasje balancuese ndaj rregullimit të jetës njerëzore. Nga njëra anë, ai, gjykimit personal racional të njeriut, i lë një fushë të gjerë aktivitetesh njerëzore, për të cilat ai mund të marrë vendime në bazë të arsyes së tij, të vlerësimit të fakteve dhe të përdorueshmërisë.[1] Nga ana tjetër, Islami, aktivitetet njerëzore i nënshtron ndaj një sërë parimesh që kanë zbatueshmëri të përhershme dhe që nuk mund të thyhen në bazë të deklaratës së lehtë për dobinë e tyre të vlerësuar nga ana e mendjes njerëzore.[2]

Fakti që qëndron pas kësaj qasjeje, është se arsyeja njerëzore, me gjithë aftësitë e jashtëzakonshme, nuk mund të pohojë se ka fuqi të pakufishme në njohjen e së vërtetës. Tekefundit, ajo ka disa kufij, pas të cilëve ajo nuk mund të nxjerrë përfundime të rregullta ose bëhet pre e gabimeve. Të gjitha teoritë nga e kaluara, që sot konsiderohen si të gabueshme, në kohën e vet konsideroheshin "racionale", dhe u desh të kalonin shekuj që të zbulohej gabueshmëria e tyre dhe të vërtetohej absurditeti i tyre. Pra, është e qartë se sfera e veprimit, të cilën ia ka lënë Krijuesi "arsyes" njerëzore, nuk është e pakufizuar. Ekzistojnë fusha ku arsyeja njerëzore nuk mund të ofrojë udhëzime të drejta ose ku, më së paku, u ekspozohet gabimeve. Në këto fusha, All-llahu i Plotfuqishëm, Krijuesi i gjithësisë, njeriut ia ka siguruar Udhëzimin me anë të shpalljeve që u ka dërguar pejgamberëve të Tij. Në bazë të kësaj qasjeje, secili mysliman beson fort se urdhëresat e ardhura me shpalljen dërguar Pejgamberit të fundit, - paqja dhe bekimi i Zotit qofshin për të, - duhen ndjekur edhe formalisht edhe shpirtërisht, dhe se nuk mund të braktisen ose të thyhen në bazë të argumenteve racionale ose të dëshirave të brendshme të dikujt. Sipas kësaj, të gjitha aktet njerëzore duhet t'u nënshtrohen këtyre urdhëresave dhe duhet të ushtrohen brenda kornizave që përcaktojnë ato. Islami nuk kufizohet vetëm në mësimet morale, në disa rituale ose ceremoni. Ai përmban udhëzime për secilën sferë të jetës njerëzore, përfshirë edhe atë ekonmiko-shoqërore. Krijesat e Allahut janë të detyruara t'i nënshtrohen



Krijuesit të tyre jo vetëm duke i kryer lutjet, por edhe në të gjitha aktivitetet ekonomike, qofshin këto edhe kundër disa dobive të rreme, sepse ato dobi të rreme mund të jenë kundër interesave të shoqërisë si tërësi.[3]

**Botëkuptimi i ekonomisë islame**

Nëse dëshirojmë të bëjmë një krahasim ndërmjet botëkuptimit ekonomik islam dhe atij shekullar, do të shohim se në mes tyre ekziston një dallim rrënjësor. Dallimi kryesor në mes këtyre dy sistemeve ekonomike është: sipas botëkuptimit shekullar aspekti mundan (i jashtëm) dhe spiritual (i brendshëm) janë dy çështje të ndara. Sipas botëkuptimit islam, të dy këto çështje në ekzistencën e njeriut janë të pandashme, dhe çështjet materiale dhe morale, sikundër edhe kjo botë dhe Bota tjetër, janë të ndërlidhura dhe të varura nga njëra-tjetra dhe kompletojnë jetën e njeriut.[4]

Një dallim edhe më fondamental është se botëkuptimi shekullar është produkt i



njeriut dhe mund të ndryshojë përgjithmonë sipas dëshirës dhe ndikimit të tij të jashtëm, kurse botëkuptimi islam bazohet në Kur'an (Fjalën e Zotit Fuqiplotë) dhe Synet (Traditën e Pejgamberit a.s.) - dy burimet kryesore të Sheriatit. Prandaj, botëkuptimi islam nuk është rezultat i mendjes së njeriut, i ardhur nga ndonjë zbulim shkencor, veçse është një drejtim hyjnor, i cili shpie në një mënyrë jete të veçantë. Edhe pse Sheriati ka një elasticitet, në disa çështje nuk mund të zëvendësohet dhe nuk mund të ndikohet nga mendja e njeriut dhe, në të njëjtën kohë, përkrah ndryshimet dhe synon influencimin e qëllimeve, sjelljeve dhe veprave të njeriut drejt një rruge të drejtë.

Sipas botëkuptimit islam, Zoti e ka krijuar Universin për të mirën e gjithë njerëzimit. Gjithashtu, Zoti i ka bërë të gjitha burimet në këtë botë të gatshme për njerëzit, të cilët kanë përgjegjësi për përdorimin dhe transformimin e tyre sipas nevojës së njerëzve. Zoti i ka dhënë njeriut shqisat e nevojshme për të shfrytëzuar mendjen e vet dhe për të kuptuar veten dhe natyrën, si dhe për t'i zhvilluar mjetet e nevojshme për ta ushqyer veten dhe për të plotësuar nevojat e veta. Mirëpo, për shfrytëzimin e kësaj lirie të dhuruar nga Zoti, njeriu duhet t'i ketë parasysh disa kufizime. Në mes të këtyre kufizimeve, është fakti se të gjitha veprat janë ibadet ndaj Zotit. Besimi dhe qëllimi për të kërkuar që Allahu të jetë i kënaqur me njeriun, e mbush atë me një entuziazëm që të vazhdojë të zbulojë, kuptojë, jetojë dhe të kënaqet në këtë botë, pa pasur ndonjë ndjenjë fajësie.[5]

Islami nga njeriu kërkon që të mbajë një baraspeshë në mes të dëshirës dhe urrejtjes për gjërat materiale. Këshilla për kujdes në kërkim të gjërave materiale, në mënyrën e fitimit dhe të shpenzimit, është në të vërtetë për mbarë njerëzimin, pa dallime. Në Islam të gjithë njerëzit trajtohen të barabartë, dhe Islami parasheh që të ketë shanse të barabarta për secilin njeri, duke luftuar krijimin e monopoleve dhe mbizotërimin e disave ndaj të tjerëve në mënyrë të padrejtë. Islami parasheh një shoqëri ku secili të jetë i vetëqëndrueshëm, dhe në nivelin e përgjithshëm pret që secili popull të jetojë një jetë të respektuar. Situata e tashme, ku shtetet e varfra janë futur në borxhe tek shtetet e pasura, nuk është në përputhshmëri me vizionin islam rreth botës. Sipas vizionit islam, drejtësia duhet t'i sigurohet secilit njeri dhe secilit popull, duke kundërshtuar çdo formë eksploatimi.[6]

Si një mëkëmbës i Zotit në Tokë, në Ditën e Gjykimit njeriu është përgjegjës para Tij për të gjitha punët e veta. Në Islam përshkruhet një sistem i fortë i përgjegjësive në të gjitha nivelet. Gjendja aktuale, kur disa nga vendet e fuqishme dhe korporatat globale nuk japin përgjegjësi para askujt, nuk është në përputhshmëri me botëkuptimin islam. Sipas mësimeve islame, secili është përgjegjës në kapacitetin dhe pozitën që posedon. Duhet te synohet themelimi i një rregulli ekonomik, në të cilin të gjitha vendet të kontribuojnë për të luftuar veprimet e papërgjegjshme nga popujt e ndryshëm. Burimet ekonomike duhet të mbrohen nga keqpërdorimi i tyre, nga shfrytëzimi i pakujdesshëm apo shkatërrimi i tyre për interesa të ngushta ekonomike.

(1) M. Fethullah Gylen, Rrugët e Udhëzimit në Ide dhe Jetë: Nën Hijen e Udhëzimit Hyjnor, përkthyer nga Sabri Bajgora , (Prishtinë: Dituria Islame, 2012) f. 25-26. (2) Abbas Mirakhor, 'Towards a Meeting-Point Between Islamic Finance and Globalization', Islam and Civilizational Renewal, A journal Devoted to Contemporary Issues and Policy Research, (Kuala Lumpur: International Institute of Advanced Islamic Studies, 2009) Volume 1, Number 2, 2009. f. 247. (3) A. Hussain, The Islamic Law of Succession, (Riyadh: Darussalam, 2005), f. 12-13. (4) Waleed A.J. Addas, Methodology of Economics: Secular Versus Islamic, (Kuala-Lumpur: International Islamic University Malaysia, 2008), f.62. (5) Ibid (6) Ausaf Ahmad, 'Economic Development in Islamic Perspective Revisited', Review of Islamic Economics, No. 9, 2000. f. 84-86.

# Zekati që duhet dhënë për lirimin e robërve

**Mr. Ejup Haziri**

**Në këtë punim do të trajtojmë grupin e pestë, që ka të bëjë me lirimin e robërve. Edhe ky grup, sikurse edhe grupet e tjera, gjen mbështetje në Kur'anin famëlartë, ngase pikërisht Kur'ani flet tekstualisht për këto grupe dhe konfirmon zekatin për lirimin e njerëzve nga prangat e robërisë.**

I Madhërishmi, në lidhje me këtë, thotë: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe (luftëtarëve), në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së vet". (Et-Tevbe, 60).

Me lirimin e robërve nënkuptohet lirimi i robërve të cilët kanë lidhur marrëveshje (kontratë) me zotërinjtë e tyre për lirimin e tyre, duke paguar një shumë të caktuar parash, ndërsa, si kundërvlerë për këtë, ata do t'i lënë të lirë.[1]

Sipas shumicës së juristëve, me ky grup ka të bëjë me robërit kontraktues, të cilët blejnë vetën e tyre, gjegjësisht lirinë e tyre, duke lidhur një kontratë në mes robit dhe zotërisë, sipas së cilës robi paguan një çmim apo një kundërvlerë për lirinë e tij, e në përgjithësi pagesa bëhet në këste, në varësi nga puna e robërve. Në shumë raste ndodhte që robërit të mos gjenin punë, prandaj qe bërë legjitim zekati për ta me të vetmin qëllim lirimin e tyre nga robëria dhe për rikthimin e tyre në jetën normale. Të këtij mendimi, se bëhet fjalë për robërit kontraktues, janë Seid ibn Xhubejri, Lejthi, Thevriu, Utreh, hanefinjtë[2], shafinjtë dhe shumica e dijetarëve. Mendimi i tyre bazohet në transmetimin e Aliut.

Në anën tjetër, Hasan el-Basriu, Maliku, Ahmed ibn Hanbeli, Ebu Thevr, Ibn Mundhiri dhe disa të tjerë janë të mendimit se ajeti përfshin të gjithë robërit (llojet) dhe se me fjalët "... edhe për lirim nga robëria.." (Et-Tevbe, 60), qëllimi është blerja e robërve vetëm për lirimin e tyre.[3] Mendimi i tyre bazohet në transmetimin e Ibn Abasit.

Këta të fundit kanë argumentuar se, po të ishte ky ajet vetëm për robërit kontraktues, sigurisht që ata do të hynin në grupin e gjashtë: të mbyturve në borxhe, për faktin se ai trajtohet borxhli, ngase ka bërë marrëveshjen me pronarin e tij që, si kundërvlerë për lirinë e tij, t'i ofrojë pronarit një shumë parash, e cila do t'i jepej atij në këste, mirëpo, blerja e një robi me qëllim lirimin e tij, është më kryesore sesa ndihma ndaj robit në marrëveshje, ngase atij mund t'i ofrohet ndihmë, po ajo ndihmë mund të mos ketë rezultat lirimin e tij, për faktin se ai trajtohet rob derisa të mos e shlyejë në tërësi borxhin e tij.[4]

**Robëria në retrospektivë**

Robëria si dukuri, ka një zanafillë të hershme dhe ajo ekziston që nga kohët më të hershme, si në shoqëritë e njohura të Greqisë antike, tek babilonasit, romakët, egjiptianët e vjetër, hindusët, kinezët dhe tek çdo shoqëri, madje edhe tek arabët ishte e përhapur në masë të madhe. Normalisht, ajo në disa shoqëri dominonte më tepër sesa në të tjera. Mirëpo, nuk mund të themi se pati shoqëri që nuk praktikonin robërinë, e cila burimin e kishte nga luftërat dhe nga dominimi i një shtrese të fuqishme për të shtypur shtresën e dobët dhe të pafuqishme.Nëpër shoqëri të tilla as që mendohej të anulohej sistemi i robërisë, madje askush s'kishte guximin të fliste keq për një gjendje të tillë. Robërit a robëreshat përdoreshin për luftë, për epshe, për gjëra të ndaluara dhe për krime të ndryshme. Trajtimi i robërve në periudhën romake, persiane, hinduse, kineze, greke dhe në shumë periudha të tjera, ishte mizor, pa kurrfarë nderi dhe as njerëzie.[5]

Robëria si fenomen ishte e njohur tek të gjitha besimet, qytetërimet dhe thuajse në secilën kohë dhe në çdo vend, vetëm konstrukti dhe modaliteti i robërisë mund të ndryshonte, por ajo nuk çrrënjosej si dukuri kurrsesi. I Dërguari i Allahut kishte liruar mijëra pjesëtarë të fisit Benu Havazin, të cilët më parë kishin qenë zënë robër. Xhuvejrija, vajza e Harithit nga fisi Benu Mustalek, qe zënë rob; atë e liroi i Dërguari i Allahut e më pastaj u martua me të. Nga fisi i saj qenë zënë robër shumë persona, prandaj miqësia e të Dërguarit me fisin e saj i inkurajoi ashabët që edhe ata t'i lironin të gjithë të zënët rob nga fisi i saj. E për atë gjest fisnik, Aisheja pati thënë: "Për shkak të martesës së saj me të Dërguarin e Allahut, u liruan nga robëria 100 familje të fisit Benu Mustalek, dhe unë nuk di për ndonjë grua tjetër të ketë qenë më e dobishme për popullin e saj sesa ajo".[6]

Disa dijetarë janë të mendimit se ajeti përfshin të dy format dhe se në opinion ato nuk duhet të kuptohen si gjëra të ndryshme. Mund të jenë dy gjëra që mund të kombinohen, përderisa në aspektin individual mund të ketë lirim përmes marrëveshjes, në aspektin shoqëror shteti mund të marrë veprime duke kombinuar të dy format: atë të lirimit përmes marrëveshjeve dhe të blerjes së robit me qëllim lirimin e tij. Disa studiues, siç është Zuhriu dhe të tjerë, preferojnë përdorimin e të dy formave nga shteti.[7]

**Koncepti islam rreth robërisë**

Me ardhjen e Islamit, robërit, që s'kishin kurrfarë të drejte për jetesë, fituan një privilegj të madh, saqë disa prej tyre u regjistruan në analet e historisë së përjetshme, siç ishte Bilalli, i cili, nga një rob i torturuar (para Islamit), u bë myezini më i njohur (në Islam). Sirini, babai i Muhamedit që ishte komentues i madh i ëndrrave, ishte rob i Enes ibn Malikut, e Mekhuli, para se t'i shndriste njerëzit me njohuri të mëdha, ishte rob i një gruaje nga Hudhejli, e cila më pastaj e liroi.E, mbi të gjitha, Islami ndaloi edhe një veprim vulgar që praktikohej në shoqëritë e kaluara, që ishte detyrimi i robërve dhe robëreshave për gjëra të shëmtuara dhe imoralitet. Për këtë Kur'ani ka proklamuar: "Mos i detyroni robëreshat tuaja të bëjnë imoralitet dhe për shkak të ndonjë fitimi të kësaj bote, derisa ato dëshmojnë të jenë të pastra". (Nur, 33).

Islami solli mënyra dhe forma të ndryshme për lirimin e robërve, dhe mund të themi se mbylli shtigjet që shpinin në robëri e hapi horizontet e shumta për lirimin e robërve. Në vijim do t'i cekim, disa prej atyre mënyrave që solli Islami, ndonëse jo të gjitha, po vetëm kryesoret:

- Nxiti pronarët që t'i lironin robërit dhe atyre u premtoi shpërblim për një gjë të tillë. Allahu i Madhëruar thotë (Shih: El Beled, 12-13). Ndërsa i Dërguari i Allahut, në hadithin që transmeton Berra' ibn Azib, thotë: "Erdhi një beduin tek i Dërguari i Allahut dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, më mëso një punë (vepër), e cila më fut në Xhenet. I Dërguari i Allahut i tha: "... liro robër". (Ahmedi, nr. 17902);
- Lirimi i robërve shpagim ndaj mëkateve dhe delikteve. Allahu i Madhëruar, për mbytjen e paqëllimshme caktoi lirim të robit.

Kush mbyt gabimisht një besimtar, ai është i obliguar të lirojë një rob besimtar dhe shpagimin (e gjakut) t'ia dorëzojë familjes së tij…" (En-Nisa, 92). Po ashtu për betimet e paqëllimta dhe thyerjet e tyre si shpagim bëri lirimin e një robi (Shih: El Maide, 89). Gjithashtu lirimi i robit zbatohet edhe për marrëdhëniet e qëllimta seksuale gjatë ditës. Për këtë delikt, kur është pyetur i Dërguari i Allahut, pati thënë:"A ke ndonjë rob që ta lirosh"? Pyetësi i tha: "Jo!" Atëherë i Dërguari i Allahut i tha: "A mund të agjërosh dy muaj rresht"? (Buhariu);

- Lirimi i robërve me marrëveshje. Kjo mënyrë përfshin dhurimin e lirisë së robit kur ai kërkon një gjë të tillë, kundruall një shume parash për se pajtohet ai me pronarin e tij, një shumë e cila jepet në këste, e kur të paguajë robi këstin e fundit, bëhet krejtësisht i lirë. Thotë Allahu i Madhëruar:"(Shih: Nur, 33);
- Lirimi i robërve përmes përkujdesjes dhe mbikëqyrjes së shtetit. Kjo mënyrë konsiderohet njëherazi si mjet i madh dhe shumë i rëndësishëm për lirimin e robërve. Islami i caktoi shtetit një fondacion të veçantë për lirimin e robërve, fondacionin që grumbullohet nga pasuria e zekatit.[8] Allahu i Madhëruar, në lidhje me këtë, thotë (Shih: Et-Tevbe, 60).

**Islami hapi të gjitha portat për lirimin nga robëria.**

**Lirimi i të burgosurve mysliman përmes zekatit**

Çështja e dhënies së zekatit për lirimin e të burgosurve myslimanë në duart e armiqve të tij, është një çështje që ka krijuar mendime për dhe kundër. Fjala është për të burgosurit myslimanë të cilët kanë rënë në robëri burgu të armiqve të tyre, për se, sipas Ahmedit është e lejuar dhënia. Asbagi e sheh të ndaluar një gjë të tillë, megjithatë shumë dijetarë kësaj i japin edhe prioritet. Sidomos në kohët e fundit, kur, për shkak të luftërave të vazhdueshme, myslimanët vazhdimisht zihen rob në duart e jomyslimanëve, prandaj, për ta fituar lirinë e tyre, zekati për ta duhet të jetë objektiv kryesor.[9]

Ky ishte grupi i pestë nga tetë grupet përfituese të zekatit, për të cilin u diskutua këtu, duke mos u ndalur në kontekstin historik, për shkak se është një temë e gjerë dhe përfshin secilën shoqëri dhe çdo vend. Këtu u shtjelluan gjërat nga perspektiva islame, se si i sheh Islami robërinë dhe format e modalitetet e ndryshme që ka paraparë Islami për lirimin nga robëria.

[1] Tuhmaz, Abdulhamid Mahmud, Fikhu Hanefi, f. 446.[2] El-Xhessas, Ebu Bekr Rrazi, Sherh Muhtesar Et-Tahavij, vëll. II, f. 373.[3] Pra me fondacionin e zekatit, blihen të robëruarit në mënyrë që të lirohen.[4] Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll. 1, f. 451.[5] Ulvan, Abdullah Nasih, Nidhamurr Rrik fil islam, bot. V-të, Darus-Salam, 2004, f. 12.[6] Ahmedi në Musnedin e tij, nr. 25161. Hadithi është i gjatë dhe transmetohet nga Aisheja.[7] Qardaëi, Jusuf, Fiqh al-zakah, translated in english by: Dr. Monzer Kahf, Published: Centre for Research in Islamic Economics, Kingdom of Saudi Arabia, v.2, p. 44.[8] Ulvan, Abdullah Nasih, Nidhamurr Rrik fil islam, f. 50-59 (19)] Qardaëi, Jusuf, Fiqh al-zakah, v.3, p. 46

# NIGERI

Mr. Samir B. Ahmeti

**Të dhëna statistikore[1]:**
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Niger.
- Emri zyrtar: Republika e Nigerit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikan.
- Sipërfaqja: 1,267,000 km².
- Numri i banorëve: 15.306.252 (2009).
- Dendësia: 12,1 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 90%[1], animizëm dhe të krishterë 20%.
- Kryeqyteti: Niamey (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
- Qytete të tjera: Agadez, Tahoua, Maradi, Zinder, Diffa, Dossao, Gaya, etj.
- Grupet etnike: Haoussa 55.3%, Djerma Sonrai 21%, Tuareg 9.3%, Peuhl 8.5%, Kanouri Manga 4.7%, të tjerë 1.2%.
- Gjuhët kryesore: Frënge (gjuhë zyrtare), Haoussa dhe Djerma (të dy gjuhët vendëse).
- Njësia monetare: Franku CFA (1.00 XOF = 0.0015 EUR).
- Data e pavarësisë: 3 gusht 1960 (nga Franca).
- Festë kombëtare: 18 dhjetor 1958 (Dita e Republikës)[1].

**Pozita gjeografike**

Republika e Nigerit është njëri prej shteteve afrikane. Ndodhet në Qendër të Afrikës Perëndimore që përfshin harkun e Shkretëtirës së Madhe ndërmjet veriut dhe jugut. Emri i shtetit Nigeri vjen nga emri i lumit të madh, i cili kalon në një distancë prej 550 km nëpër rajonin perëndimor të Republikës së Nigerit.

Niamey: Si kryeqytet i Republikës së Nigerit konsiderohet qyteti më i madh i vendit, dhe është qendër ekonomike, tregtare, industriale, kulturore dhe kreu administrativ i vendit. Në Niamey ndodhen një sërë monumentesh kulturore, siç janë: Muzeu Kombëtar i Nigerit, Kopshti zoologjik, Muzeu i Arkitekturës Popullore dhe Qendra e artizanateve. Qyteti Niamey është zgjedhur kryeqyteti i Kulturës Islame për vitin 2012 (për rajonin e Afrikës)[2].

**Përhapja e fesë islame në Niger**

Konstatimet e historianëve nuk pajtohen lidhur me datën e saktë kur agoi Feja Islame në Nigeri, ku rrezet e dritës së besimit islam filluan të reflektonin kudo në rajonet e vendit. Njësoj historianët nuk janë dakord as për emrat e njerëzve të parë që kryen këtë mision madhështor, të cilët sollën Islamin dhe gjuhën arabe në këto zona. Disa nga historianët mendojnë se Islami në Nigeri arriti në kohë të hershme, përmes sahabiut të nderuar Ukbe ibn Amir r.a., ose, sipas disa historianëve të tjerë, përmes Ukbe ibn Nafi El Fihriut r.a. në vitin 66 h, domethënë në shekullin I hixhri / VII miladi, respektivisht në kohën e Dinastisë Emevite. Në kohën e kësaj dinastie myslimanët depërtuan deri në rajonet veriore të Nigerit. Që nga ajo kohë, transmetohet se myslimanët kishin depërtuar në Shkretëtirën e Madhe, ku vazhduan çlirime islame në drejtim të Jugut, derisa arritën të çlironin qytetin Kavar, ashtu siç çliruan edhe oaza të tjera të hapura që ndodhen në jug të Shkretëtirës së Madhe. Vlen të theksohet se, krahina Kavar ndodhet në Nigeri, në rrugën në verilindje të vendit, në kufirin me Libinë. Nga ky transmetim, që u përmend, rezulton në mënyrë të qartë se Islami në Niger apo në rrethinat e tij, arriti në një kohë të hershme të historisë së tij, që prej shekullit I hixhri. Disa mendojnë se banorët në afërsi të liqenit Çad (në lindje të Nigerit) ishin të parët që përqafuan Islamin. Argumenti i këtyre të fundit është trashëgimia gojore që qarkullon kudo, ashtu siç mendohet se themeluesi i Mbretërisë Kanem në shekullin VIII h. mbreti Tuba I konsiderohet i pari që përhapi Fenë Islame në jug të Shkretëtirës Afrikane. Ndërsa, disa të tjerë mendojnë se disa njerëz nga Afrika Veriore, që ishin berberë myslimanë, të cilët në shekullin VII h. / XIII m. erdhën nga Maroku i sotëm dhe arritën deri tek krahina Ira, që ndodhet në veri të Nigerit. Këta myslimanë për një periudhë kohore qëndruan aty dhe ngritën një numër të konsideruar xhamish në qytetet Tefis dhe Agadez. Ata qëndruan në qytetin Agadez afërsisht katër shekuj, pastaj migruan drejt Perëndimit, por aty lanë gjurmë të kulturës islame; një xhami mban emrin e tyre deri në ditët tona. Vlen të theksohet se berberët myslimanë, duke përhapur Islamin, arritën deri në pjesën jugore të Nigerit. Nga kjo vërehet se Feja Islame në Niger dhe në shtetet fqinje ende ka gjurmë të rrënjosura, me gjithë kolonializimin e shteteve nga të huajt dhe



përpjekjet misionare të huaja, Islami mbeti i fortë dhe numri i pjesëtarëve të tij po rritet[3].

**Historia e Nigerit**

Migrimet e fiseve Tavarike– Emazike berberë – kishin filluar në drejtim të Nigerit të sotëm rreth shekullit XI miladi. Ato fise jetonin në pjesët qendrore të territorit të Shkretëtirës. Aty, brenda një periudhe të shkurtër kohore, fiset Tavarike arritën të forconin kontrollin në të gjitha rrugët tregtare, të cilat shtriheshin në mes të Shkretëtirës e deri në vijën bregdetare në jug. Ndërkaq, në shekullin XV miladi fiset e sipërpërmendura përparuan aq shumë, saqë qenë në gjendje të themelonin edhe perandorinë e tyre, me qendër në qytetin Agadez. Ndërsa Perandoria tjetër Songhai, me qendrën në qytetin Gao – qytet brenda kufijve të Malit të sotëm – në shekullin XVI miladi pushtoi fiset Tavarike, pikërisht qendrën e tyre në Agadiz, dhe kështu arritën të kontrollonin pjesë të mëdha të rajoneve qendrore dhe perëndimore, të cilat sot janë brenda kufijve të Nigerit së sotme. Pastaj, në vitin 1591 miladi ushtri nga Maroku u nisën në drejtim të këtyre zonave dhe morën kontrollin e qytetit Gao, që çoi në rrëzimin e Perandorisë Songhai. Në fund të shekullit XVIII dhe në fillim të shekullit XIX eksploruesit evropianë vizituan këto rajone, në mesin e të cilave edhe të Nigerit. Ndërkaq, në fund të shekullit XIX francezët ishin ata që okupuan Nigerinë dhe disa vende të tjera përreth. Kurse në vitin 1904 Nigeria u bë pjesë e Afrikës Perëndimore Franceze, mirëpo fiset Tavarike vazhduan t'u rezistonin francezëve deri në vitin 1922, kur Franca, përveçqë bëri shuarjen e kësaj rezistence, edhe këto vise i bëri koloni franceze. Më pastaj, në vitin 1946 Nigeria u bë një nga krahinat franceze përtej detit, duke pasur Këshillin e vet Legjislativ dhe përfaqësimin e tij parlamentar në Parlamentin Francez. Në vitin 1958 Nigeri u bë republikë që gëzonte autonomi brenda Komunitetit Francez. Më në fund, më 3 gusht 1960 Nigeria realizoi pavarësinë e saj të plotë nga Franca.[4]

**Gjendja ekonomike**

Nigeri është një nga vendet afrikane në zhvillim dhe klasifikohet ndër vendet më të varfra në botë. Këtë gjendje të rëndë ekonomike e ka për shkak se toka e punueshme nuk kalon 3% të sipërfaqes së tërësishme të vendit. Uraniumi konsiderohet nga burimet më të rëndësishme ekonomike të Nigerit, sepse vendi zë vendin e tretë në botë për prodhimin dhe eksportimin e uraniumit, dhe kjo së bashku me një mori mineralesh të tjera, si: metale, fosfate, kallaj dhe kripë. Moszhvillimi i mjeteve të transportimit ka pasur një ndikim negativ në zhvillimin ekonomik në Nigeri, madje në vend mungojnë edhe linja hekurudhore dhe shumica e rrugëve në terren janë të pashtruara[5].

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 537. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botes Islame f. 60-61. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 173. Dasara, 2007, Tiranë. (2) www.isesco.org.(3) www.attarikh-alarabi.ma. Amine Ebu Haxher; Meësuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 468, 469. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; f. 221. Muhammed Atris; f. 162. (5) www.marefa.org
[*] - Përqindja e përkatësisë islame në Nigeri dallon shumë nga një burim në tjetrin, e mund të jetë edhe mbi 90%.

# Mesazhet e Patriarkut serb për Kërshëndella

Mr. Qemajl Morina

**Patriarku serb Irinej u bëri thirrje serbëve që, nëse do të jetë nevoja, të flijohen për këtë, siç e quajti ai, 'tokë të shenjtë' serbe"."Kosova është tokë e bekuar, ku ka vend për të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë", - ka thënë ai dhe ka shtuar se do të bëhet çdo gjë që ajo të jetë e të mbetet serbe, ashtu siç ka qenë gjatë gjithë historisë.**

Prijësi i Kishës Ortodokse Serbe, Patriarku Irinej, me rastin e festave ortodokse, në vend që të jepte mesazhe, ku duhej të shprehej shpirti paqësor i fesë së Krishterë, dhe popujve në fqinjësi (boshnjakëve, shqiptarëve, kroatëve etj.) t'u kërkonte falje për të këqijat që serbët bënë ndaj tyre gjatë periudhave të ndryshme historike, për fat të keq, veproi krejtësisht ndryshe. Në mesazhet e tij shprehu shpirtin e mosdurimit, i cili të karakterizonte në vazhdim hierarkinë kishtare ortodokse serbe.

Kjo u vërejt edhe me rastin e këtyre kërshëndellave. Në mesazhin e të parit të Kishës Ortodokse Serbe, Patriarkut Irinej, i cili, duke folur për serbët në "Kosovë e Metohi", tha: "Sot, me rastin e njëqindvjetorit të çlirimit të Kosovës dhe Metohisë në Luftën e Parë ballkanike, duhet "tërë shpresën tonë ta mbështesim në Zotin". Për të vazhduar: "Nëna, mbani në mend dhe mësojuni fëmijëve tuaj që ata t'ua mësojnë fëmijëve të tyre, se hebrenjtë e dëbuar pritën njëzet shekuj për t'u kthyer në vatrat e të parëve të tyre, kurse populli serb ka pritur pesë shekuj çlirimin e Serbisë së Vjetër". "Të mësuar nga recituesit e psalmeve edhe ne betohemi: 'Nëse të harroj ty, Kosovë, dhe ty, Metohi, le të më harrojë mua dora ime e djathtë", - pohoi i pari i Kishës Ortodokse Serbe. Duke iu drejtuar serbëve në Kosovë, Irinej u kujtoi atyre se Krishtlindja është "dita kur fillon ringjallja" dhe se nuk ka ringjallje pa flijim.

### Kosova obligimi më i shenjtë

Kjo nuk ishte hera e parë që Patriarku serb Irinej, t'i drejtohej popullit serb me mesazhe të këtilla. Ai e kishte bërë këtë edhe në raste tjera, siç veproi kur u zgjodh Patriark i Kishës Ortodokse Serbe në muajin tetor 2010. Atëherë, përveç të tjerash, pati thënë:

"Me Krishtin dhe në Krishtin mundemi gjithçka. Ne kemi shumë obligime, dhe ndoshta kryesorja është ta mbrojmë Kosovën tonë të shenjtë e martire...". "Kosova është toka jonë e shenjtë, është Jerusalemi ynë. Nëse e harrojmë Kosovën, Kosova do të na harrojë ne..."

"Serbia pa Kosovën dhe vendet e shenjta (kishat e manastiret) në Kosovë, nuk është Serbi..."

### Patriarku Irinej u bën thirrje serbëve që të flijohen për Kosovën

Patriarku Irinej në ditën e Vidovdanit, më 28 qershor 2012, u është drejtuar besimtarëve e të tjerëve në Graçanicë me porosi nacionaliste e luftënxitëse, pavarësisht nga frazat që ndonjëherë tingëllonin paqësore. Në fjalimin përfundimtar, Patriarku serb Irinej u bëri thirrje serbëve që, nëse do të jetë nevoja, të flijohen për këtë, siç e quajti ai, 'tokë të shenjtë' serbe".

"Kosova është tokë e bekuar, ku ka vend për të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë", - ka thënë ai dhe ka shtuar se do të bëhet çdo gjë që ajo të jetë e të mbetet serbe, ashtu siç ka qenë gjatë gjithë historisë."Sot kur janë shtrirë shumë duar drejt Kosovës, asnjëherë nuk duam dhe nuk mund të pranojmë që Kosovën ta marrin nga Serbia. Ky është vend i shenjtë serb, i lagur me gjak, i çimentuar me eshtrat e martirëve të shenjtë. Çmimi i gjakut është çmimi më i shtrenjtë i paguar në diellin e qiellin. Me këtë çmim është



paguar Kosova", - është shprehur Patriarku, duke iu drejtuar besimtarëve pas liturgjisë, në portin e Manastirit të Graçanicës, shkruanin mediet serbe.

"Si mund të lihet toka, e cila është njomur me gjak, si të lihet toka në të cilën ndodhen tempujt tanë më të mëdhenj dhe të gjithë farës kristiane, si të lihet toka pa kokë e zemër e shpirt, prandaj jemi sot këtu, në këtë ditë të shenjtë, që t'i tregojmë botës, para së gjithash vetes, se ne jemi pjesë e pandarë e kësaj toke të shenjtë dhe të bekuar", - citonin mediet serbe, në atë kohë fjalët e kreut të KOS-it.Patriarku Irinej kishte pyetur: "Si mund të mbetet Serbia pa Kosovën e të jetë e të mbetet Serbi? Ky do të ishte trup pa kokë, pa bukë, pa diell dhe pa drejtësi"!

**Patriarku përkrah platformën e Nikoliqit**

Patriarku i Kishës Ortodokse Serbe Irinej ka thënë se Platforma e Serbisë për Kosovën është mënyra më e mirë për zgjidhjen e "këtij problemi".

Duke folur për mediet serbe, ai ka mbështetur dialogun e Kryeministrit të Serbisë, Ivica Daçiq, me Kryeministrin e Kosovës, Hashim Thaçi, duke thënë: "Të gjitha problemet duhet të zgjidhen me bisedime". Irinej, më tutje ka deklaruar se kisha tashmë po bën dhe do të bëjë gjithë ç'mundet për të ndihmuar Presidentin e Serbisë, Tomislav Nikoliç, që Kosova "të mbrohet dhe të mos lëshohet"..Irinej po ashtu ka thënë se politika e Serbisë "edhe Evropa, edhe Kosova" nuk është e pamundur, duke paralajmëruar: "Nëse dikush nga Serbia do që të heqë dorë nga Kosova, për të qenë pjesë e Bashkësisë Evropiane, ai do të ishte një çmim tejet i lartë që nuk mund të paguhet".

Platforma e Beogradit për Kosovën, përveç të tjerash, parasheh një lloj autonomie për komunat me shumicë serbe në Veri. Dokumenti është kundërshtuar fuqimisht nga autoritetet në Prishtinë.

# Sureja Jusuf dhe arti letrar

**Besnik Jaha**

**Gjuha e Kur'anit prek përmes ndjenjës së figurave poetike si një poezi, por, ndryshe nga poezia njerëzore, Kur'ani prek përmes formës dhe përmbajtjes (kuptimit). Kjo edhe është e veçanta e tij. Shumë kohë para Muhamedit a.s. arabët kishin përsosur artin e tyre letrar dhe kishin arritur shkëlqim të veçantë në të.**

Si çdo fe tjetër, edhe feja islame ka librin e saj të shenjtë – hyjnor. Ai libër është Kur'ani – Fjalë e Zotit e kthyer në arabishte të pastër. Kur'ani – libri i shenjtë i myslimanëve, është mrekullia – muxhizeja më e madhe e Pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s..

Të flasësh për Kur'anin, nuk është e lehtë sa duket, sido që ta shikosh, qoftë nga aspekti teologjik ose nga ai shkencor. Është libër i shenjtë i myslimanëve, Fjalë e Zotit, libër i cili përmban një mori qasjesh shkencore, libri me stilin më të lartë gjuhësor të njohur deri më tani, libri që, pos denotacionit, edhe gjuhën konotative e posedon mjaft shpesh, etj..

Ne nuk do të flasim për secilën nga këto që cekëm, sepse as që do të thoshim më të paktën e pakicës nëse do të fillonim me atë qëllim, dhe kjo, duke u bazuar edhe në atë që kanë th(dh)ënë dijetarët e shumë brezave gjatë historisë. Do të flasim vetëm pak për gjuhën dhe artin e Kur'anit.

Gjuha e Kur'anit prek përmes ndjenjës së figurave poetike si një poezi, por, ndryshe nga poezia njerëzore, Kur'ani prek përmes formës dhe përmbajtjes (kuptimit). Kjo edhe është e veçanta e tij. Shumë kohë para Muhamedit a.s. arabët kishin përsosur artin e tyre letrar dhe kishin arritur shkëlqim të veçantë në të. Aftësia e tyre për të prodhuar vepra me vlera të mëdha letrare, ishte e pakrahasueshme me ndonjë kulturë tjetër. Historia nuk njeh tjetër popull tek i cili fjala dhe bukuria e saj të kishin po kaq rëndësi, po kaq zhvillim. Për arabët, bota ishte çështje jete dhe vdekjeje, harrese dhe përjetësie, lufte dhe paqeje, virtyti dhe vesi, fisnikërie dhe rëndomtësie etj.[1]

**Sureja Jusuf**

Allahu i Lartmadhërishëm për Jusufin a.s. , dhe për atë që ka ndodhur me të, ka shpallur një sure të tërë në Kur'anin Fisnik, në mënyrë që të meditohet për mësimet e këshillat e tij, për urtësitë e edukimit të bukur të tij.[2] Sureja Jusuf ka zbritur në Mekë, pas sures Hud dhe ka 111 ajete. I tërë tregimi në këtë kaptinë i është kushtuar ndodhisë rreth Jusufit, vështirësive që përjetuan ai dhe babai i tij, mundimeve që vuajti prej vëllezërve, mundimeve që përjetoi në burg, si jetoi në shtëpinë e zotërisë së tij në Egjipt, ndodhisë me gruan e zotërisë së tij dhe rreth bashkimit të familjes dhe jetesës në lumturi. Trajtimi i temave të sipërcekura është i veçantë në këtë sure, si për nga forma, ashtu edhe për nga kuptimi. Do ta zbulojmë në nëntitullin Veçori artistike letrare në suren Jusuf, ku do të bëjmë një shtrirje më të gjerë të zbërthimit (analizës) të kësaj sureje. Sureja i është shpallur Muhamedit a.s. në kohën kur ballafaqohej me vështirësitë e njëpasnjëshme, në kohën kur i vdiqën axha dhe bashkëshortja, në Vitin e Pikëllimit, që të ishte si një mehlem dhe ngushëllim për të. Kjo kaptinë, përveçqë ishte një ngushëllim për Muhamedin a.s. dhe besimtarët, sillte edhe një mësim shumë të rëndësishëm, se, pas çdo vështërsie e mundimi, vijnë lehtësimi dhe çlirimi. Veçanti e tregimit të Jusufit përballë tregimeve të pejgamberëve të tjerë në Kur'an, është se ky tregim nuk përsëritet askund në Kur'an, siç ngjet me tregime të tjera. Përveç të tjerash, kjo sure trajton tema mjaft të rëndësishme e të ndjeshme, si dashuria e madhe prindërore e Jakubit ndaj Jusufit a.s. , dashuria si nevojë fiziologjike, morali etj..



**Veçori artistike letrare në suren Jusuf**

Arti është një pasqyrim i veçantë i natyrës. Është pasqyrim i jetës i shoqëruar nga imagjinata, mendimi dhe ndjenja e artistit (krijuesit)[3]. Ky pasqyrim në një vepër poetike realizohet veçanërisht si dhe, tok me disa elemente të pasqyrimit të natyrës, në arte tjera. Kur'ani është vepër me një stil shumë të lartë artistik, me një muzikalitet të veçantë e domethënës, që e bën të jetë valid edhe sot pas 1450 vjetësh nga zbritja.

Nga elementet e veçanta artistike që mendojmë se ka sureja Jusuf, do t'i sjellim në vijim në mënyrë më të shtjelluar, këto:

- Rrëfimi i shkurtër që mbulon një periudhë kohore mjaft të gjatë.[4]

Ky element është ndër elementet e veçanta të kësaj sureje. Koha që përfshin kjo sure, është mjaft e gjatë (sipas Hafidh ibn Kethirit është njëqindenjëzetvjeçare). Pavarësisht nga gjithë kjo kohë që ngërthen në vete kjo ngjarje, rrëfimi është ndërtuar mjaft shkurtimisht. E gjithë ngjarja zhvillohet në 111 ajete, të përmbledhura në trembëdhjetë faqe e gjysmë. Kjo formë e kapërcimit koherent apo gjithëpërfshirjes kohore, është mjaft aktuale në letërsi edhe sot e kësaj dite. Rrëfimi është i ndarë në katër forma, mënyra të qasjes së rrëfimit.

**Dashuria**

Në këtë sure dashuria është e trajtuar në dy plane: dashuria e madhe prindërore e Jakubit ndaj Jusufit dhe dashuria e madhe e Zelihasë ndaj Jusufit.

Dashuria prindërore e Jakubit ndaj të birit - Jusufit është e trajtuar veçan dhe dallueshëm nga ajo e Zelihasë ndaj Jusufit. Jakubi, dashurinë e madhe ndaj Jusufit e ushqen me mirësi dhe sjellje të butë, me lotë dhe ngashërimë derisa verbohet, përkundrejt dashurisë së Zelihasë, e cila, që ta bëjë për vete Jusufin, monton lloj- lloj dredhish, si: shqyerja e këmishës, gënjeshtra për dhunim,

e të tjera si këto. Pra, dashuria e Zelihasë ishte jo e drejtë, e verbër dhe nuk njihte rrugë paqësore që të triumfonte, prandaj ajo shfrytëzonte çdo mënyrë, për të marrë në fund dështimin, sigurisht. E veçantë në trajtimin e temës së dashurisë prindërore në këtë sure është fakti i dashurisë së madhe që Jakubi (prindi) ka për Jusufin (të birin).

**Përshkrimi moral – edukativ**

Mënyra se si jemi mësuar t'i dëgjojmë ose lexojmë përshkrimet e akteve amorale në jetën tonë të përditshme, është mjaft joedukative dhe zaten edhe amorale. Shtron një formë të mbrapshtë edukimi për çdo moshë.

**Muzikaliteti që i shkon për shtat frymës kuptimore – ideore**

Kur'ani shquhet për muzikalitetin e veçantë që ka. Ajo që e bën të veçantë muzikalitetin e Kur'anit nga veprat e tjera poetike, është lidhja e anës fonologjike (tingullore) me atë semantike (kuptimore). Në këtë plan vetëm sa plotësohet mendimi se Kur'ani si mrekulli, është e dyfishtë: e mendjes dhe e shqisave[5]. Pra, përjetohet tingulli me anën e shqisës së të dëgjuarit, dhe merret kuptimi me anë të mendjes. Te sureja Jusuf ky fakt është mjaft i dukshëm. Është një melos që i përshtatet aq mirë, mrekullisht, frymës kuptimore në çdo rast kur ka dramaticitet. Kur Jakubi vuan për të birin. Kur Jufusi vuan për Jakubin, etj., ngjarja bëhet më e rëndë siç janë dhe tingujt, fjalët, që përgjithësisht ndërtohen nga tinguj të rëndë. Ndërkaq, kur përshkruhet çlirimi, lumturia, tingujt lehtësohen, fjalët përgjithësisht ndërtohen me tinguj të lehtë, dhe janë aq të lehta, saqë, edhe ata që s'e kuptojnë gjuhën arabe, në vija të trasha, arrijnë të kuptojnë se çfarë po ndodh, ose mund ta kuptojnë notën shpirtërore të zhvillimit të ngjarjes.

**Dramaticiteti - Forma e paraqitjes së veprimit të subjekteve**

Dihet se letërsia ndahet në tri gjini: epikën, lirikën dhe dramatikën. E para synon paraqitjen e ndjenjës, karaktereve, veprimit etj. , përmes rrëfimit. Zakonisht haset në vetën e tretë. E dyta është formë e shprehjes së ndjenjave subjektive dhe realizohet përmes vetës së parë. E treta, dramatika, drama, siç edhe nënkupton emri prej nga rrjedh, dramata – veprim, është formë e shprehjes letrare që synon të shprehë mesazhin, idenë, qëllimin përmes veprimit, jo fjalëve, dhe shkruhet për t'u luajtur, për t'u paraqitur në skenë.

Në suren Jusuf, kjo trini është shkrirë aq organikisht, sa, shpeshherë, është e vështirë edhe të vërehet. Teksa e lexon tekstin, të duket se e sheh duke u realizuar në skenë. Kur ndalesh dhe pushon leximin, sikur pushojnë pamjet apo skenat. Edhe ndërtimi strukturor, formal i tekstit është thuajse i përshtatshëm (i ngjashëm) me një tekst dramatik. Thyerja e vargjeve, apo forma e ndërtimit të rrëfimit me një fragmentaritet minimal, që në lirikë, siç është përgjithësisht tërësia e Kur'anit, ngre vlerën e vargut poetik, - në këtë plan, në dramatikë, lehtas mund të shërbejë si ndarje skenike e pamore. Edhe gjuha e personazheve mund të lexohet lehtas si pjesë e një teksti dramatik.

Duke qenë në formë lirike, poezi a poemë, sido që ta duam, sureja Jusuf ecën tehut të prozës (tregimit) dhe dramës (tekstit dramatik), pa u bërë as prozë e as dramë tërësisht dhe pa mbetur as poezi as poemë veçanërisht, duke qëndruar kështu, e veçantë dhe e rrallë çdoherë. Tekefundit, kush të dojë le ta lexojë si të dojë, qoftë si tekst lirik, poemë, qoftë si tekst epik, tregim, qoftë si tekst dramatik. Kjo vlerë e veçantë nuk haset në asnjë letërsi. Askund përveç në Kur'anin famëlartë.

**Mënyra e ndërtimit të rrëfimit**

Në këtë sure rrëfimi është i ndarë në disa referenca (forma). Rrëfimi fillon me shkronja simbolike duke vazhduar më tej me paralajmërimin që Allahu i bën Muhamedit a.s. se po ia zbret rrëfimin më të mirë (më të bukur). Më tej vazhdon biseda vetëm në mes Jusufit dhe Jakubit a.s..

**Ndikimi i sures Jusuf në letërsi**

Nga rrëfimet që përmban Kur'ani, janë frymëzuar shumë shkrimtarë e poetë për të krijuar vepra poetike letrare. Forma e ndërtimit të tekstit narrativ si tregim, sipas shtresave narrative që ka sureja Jusuf, qe mësim për kulturën orientale për shumë vite e shekuj. Një formë e tillë e ngjashme haset te kryevepra narrative orientale dhe modeli tipik në narratologji Njëmijë e një net. Gjuha që i jep Jusufit, është më shumë zbukurime, saqë kalon kufijtë e një rrëfimi të thjeshtë. Ndoshta arsyeja pse e zgjodhi këtë rrëfim, lidhet edhe me jetën e tij. Muhamet Kyçyku jetoi për më shumë se një decenie në Egjipt, ku edhe kaloi kohën më të mirë të tij, rininë. Aty jetoi larg familjes dhe farefisit. Duke pasur një ngjarje të përafërt me të Jusufit a.s., Muhamet Kyçykun, mund ta ketë shtyrë që të krijojë një vepër poetike letrare me të njëjtën fabul. Ndoshta kjo ishte arsyeja që vepra të ketë dalë kaq e arrirë artistikisht. Një fakt i tillë i ndikimit të jetës së autorit në preokupimin dhe shkrimin e një vepre të arrirë letrare, është i mbështetur edhe nga teorikët më të mëdhenj të letërsisë. Por, megjithatë, për veprën Jusufi e Zelihaja Muhamet Kyçyku është fakt se temën e ka të nxjerrë nga Kur'ani, dhe kjo është një gjë e pamohueshme.

(1) Ismail Faruku, Mrekullia gjuhësore e Kuranit (2) Hafidh ibn Kethir, Rrëfime për të Dërguarit e Allahut, Prishtinë, 2007, f. 245 (3) Gani Luboteni, Teoria e letërsisë, f.12 (4) Hafidh ibn Kethir, Rrëfime për të Dërguarit e Allahut, f. 278. Ka mendime që thonë se kjo ngjarje ka zgjatur tetëdhjetë e tre vjet. Këto dy mendime përcillen nga El-Hasani. Katade thotë se kjo ka zgjatur tridhjetë e pesë vjet. Ehli-Kitabët thonë se kjo ka zgjatur dyzet vjet, në dallim nga Muhamed b. Is'haku, që thotë se kjo ngjarje ka zgjatur tetëmbëdhjetë vjet. (5) Hafidh ibn Kethiri, Mrekullitë e Muhamedit a.s f. 17

# Barazia gjinore çështje universale

**Mr. Sadat Rrustemi**

**Me gjithë faktin se në shtete të Evropës e më gjerë janë bërë përpjekje intensive për të arritur barazinë gjinore midis meshkujve e femrave, studimet bashkëkohore vërtetojnë se midis tyre ka dallime në vetë krijimin e tyre si dhe në pikëpamje të tjera që pamundësojnë barazinë gjinore në çdo segment jete. Dallime të tilla ndikojnë gjithashtu edhe në dispozita fetare**

**Dallimet midis meshkujve dhe femrave - një realitet me të cilin duhet të pajtohemi**

Allahu i Lartmadhërishëm qysh para katërmbëdhjetë shekujsh ka sinjalizuar për një realitet që shkenca e Antropologjisë dhe studiuesit e saj mezi në shekullin e kaluar kanë arritur të verifikojnë hollësisht dallimet biologjike e të tjera midis meshkujve dhe femrave.[1] Thotë Allahu në Kur'an: "E mashkulli nuk është si femra....". (Ali Imran, 36) nga ana e Allahut për robëreshën e Tij-femrën, vjen si rezultat i pozitës së saj tek Allahu, që mund të jetë më e mirë se e shumë meshkujve[2]. Edhe pse që të dy janë krijesa të barabarta, kanë shumë dallime psikofizike.

Me gjithë faktin se në shtete të Evropës e më gjerë janë bërë përpjekje intensive për të arritur barazinë gjinore midis meshkujve e femrave, studimet bashkëkohore vërtetojnë se midis tyre ka dallime në vetë krijimin e tyre si dhe në pikëpamje të tjera që pamundësojnë barazinë gjinore në çdo segment jete. Dallime të tilla ndikojnë gjithashtu edhe në dispozita fetare.[3]

Përmes dallimeve që do t'i vëmë në dukje në vijim, synojmë pohimin e realitetit që ka zubuluar Kur'ani fisnik gjatë shekujve dhe njëkohësisht apelojmë tek lexuesi që të bindet për vendimet që rrjedhin nga Krijuesi i gjithësisë, - se barazia gjinore përfundimisht është çështje që I takon Allahut Fuqiplotë, i Cili i ka krijuar meshkujt dhe femrat. Ai e din më së miri gjendjen e tyre dhe në mënyrë absolute u ka përcaktuar të drejtat e secilit, siç dhe pohon në Kur'an (Shih: El Mulk,14). Konsiderojmë të jetë me interes të theksojmë se, pavarësisht nga shumë samite, konferenca, seminare etj. me renome botërore kushtuar barazisë gjinore, sikur janë: Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut, Marrëveshje të veçanta mbi barazinë gjinore, si: Marrëveshja për Çështje të të Drejtave Politike të Femrës e vitit 1952, Deklarata mbi Elimininimin e Diskriminimit kundër Grave e vitit 1979, Samiti i fundit mbajtur në Prishtinë -2012, Konferenca të veçanta për gruan apo popullin, në të cilat ka kapituj ekskluzivë mbi barazinë gjinore, si dhe Konventat e shumta të lëshuara nga Kombet e Bashkuara, -që të gjitha sinjalizojnë me theks të veçantë në mënyrë eksplicite - inkurajimin për barazinë gjinore.

Specifike për tërë atë që u theksua më lart, është se të gjitha ato konferenca të mbajtura kushtuar barazisë gjinore parashohin barazi absolute midis burrit e gruas, në të gjitha poret dhe rrafshet e jetës, si: të drejta dhe detyrime, obligime dhe përgjegjësi legjislative, politikë, ekonomi, shoqërore, kulturore, arsimore, pa përjashtuar apo duke mos marrë parasysh dallimet në përbërjen e grave nga aspekti natyror, biologjik si i ka krijuar ato Allahu i Madhërishëm.[4]

Në anën tjetër, duhet ditur që disa nga llojet e barazive gjinore për të cilat bëjnë thirrje konferenca botërore në shenjë respekti për femrën, duke e krahasuar si të barabartë me mashkullin si krijesë, si dhe disa të drejta të femrës, qofshin ato shoqërore, ekonomike, arsimore etj., shohim se Islami i kishte ofruar femrës të drejta të tilla dhe shumë të tjera shekuj më parë, madje jo vetëm formalisht, po edhe praktikisht. Këtë e dëshmojnë shumë femra

evropiane - jomyslimane dhe myslimane anë e kend botës.[5]

Studimet antropologjike bëjnë të ditur se midis meshkujve e femrave të zakonshme ekzistojnë dallime të shumta nga pikëpamja e strukturës fizike, nga aspekti biologjik dhe psikologjik si dhe ngjashmëri e dallime midis tyre në këtë aspekt. Edhe pse ka ende të tillë që shpresojnë t'i realizojnë fantazimet e tyre, duke pretenduar se me kalimin e kohës ndryshimet fiziologjike dhe psikologjike do të zhduken e si rezultat - meshkujt dhe femrat do të jenë të ngjashëm me njëri tjetrin, ka edhe prej tyre që e pranojnë teorinë e dallimit midis meshkujve dhe femrave, praktikisht një proces të tillë e konsiderojnë të natyrshëm.[6]

**Dallimi në krijim**

Pa mëdyshje një pretendim i tillë është më se i gabuar, një absurditet dhe i paarritshëm për faktin se Krijuesi i gjithësisë e ka bërë të qartë praktikisht dallimin në mes tyre, dhe si rezultat i dallimeve të tilla funksionojnë shumë nga ligjet dhe rregullat e natyrshme të qenieve njerëzore nga të cilat varet jeta e tyre.

Ky mendim që promovuam, nuk lë hapësirë që dikush të mendojë se kjo është një vijë ndarëse që aludon për inferioritetin e femrës ose diskriminimin e saj, përkundrazi, fakte të tilla mbivlerësojnë pozitën e femrës dhe e vendosin atë në pozitën që ajo meriton.

Studime të mirëfillta nga shkenca bashkëkohore në lëmin e antropologjisë, kanë nxjerrë përfundime se dallimet midis meshkujve e femrave manifestohen në fusha të ndryshme, e ato janë:

1- Dallime midis meshkujve e femrave në krijim. Allahu Fuqiplotë krijoi femrën dhe bëri që në mes saj dhe mashkullit të ketë ndryshime organike, psikologjike dhe mendore, në mënyrë që femra të përshtatet me profesionin e saj primar të jetës, që është materniteti dhe edukimi i brezave të rinj. Mirëpo trumbetuesit për barazinë gjinore, nëpërmjet konferencave botërore të ndryshme, sikur e kanë harruar profesionin primar të femrës, prandaj ato konferenca luajnë role vetëm formale në këtë drejtim. Nga ky këndvështrim, themi se nga dallimet midis dy gjinive në krijim, mund të theksojmë këto:

a) Shkenca e biologjisë saktëson se dallimet midis tyre fillojnë shumë herët-para lindjes nga shtatzania. Dallimi i parë vërehet përmes spermatozoidit dhe qelizës vezë. Studiues amerikanë përfundojnë se kromozomet (x), që përcaktojnë gjininë femërore dallohen, ngase lëvizin në grumbuj së bashku më ngadalë, edhe pse janë më rezistente në mjedisin ku gjenden, prandaj jetojnë më gjatë. Gjithashtu kromozomi x është më vital nëse gjendet me mjedisin acidik.

Kurse kromozomi (y) i cili përcakton gjininë mashkullore, ka lëvizje më të shpejtë dhe është më pak rezistent ndaj kushteve të ambientit dhe shkatërrohet më shpejt.

**Konfiguracioni emocional**

Qeliza vezë femërore ka formë të sferës, që e dallon nga qeliza mashkullore (spermatozoidi), që posedon bishtin i cili i mundëson lëvizje më të shpejtë në drejtim të qelizës vezë, në mënyre që të bëhet mbarësimi/fekondimi i qelizës vezë. Në këtë mënyre të dy prindërit marrin pjesë së bashku në formimin e embrionit, i cili më pastaj zhvillohet në fetus që bart karakteristika nga të dy prindërit.[7]

b) Shkenca e fiziologjisë përfundon se midis meshkujve e femrave ka shumë dallime, nga të cilat edhe në skelet, si këto:

- kafka e mashkullit është më e madhe dhe më e rëndë se e femrës;
- dhëmbët e femrës janë më të vegjël se të meshkujve;
- nofullat e poshtme të femrës janë më të lehta se të mashkullit.

Gjithashtu gjymtyrët e eshtrave të femrës janë rëndom më të lehta, më të shkurtra, më të ngushta, më të holla dhe më të dobëta sesa të mashkullit.

c) Shkenca e psikologjisë: Është vërtetuar se ana emocionale e femrës në konfiguracion ndryshon nga ajo e mashkullit, sepse ajo është më emotive se mashkulli. Virtyti i butësisë, dashurisë dhe mëshirës është më i theksuar te femra për faktin se i përshtaten misionit të saj primar, sepse ajo merret me rritjen dhe edukimin e brezave. Si rezultat i konfigurimit emocional të saj, vërejmë se femra është më e ndjeshme dhe më e prekshme ndaj fenomeneve natyrore. P.sh. ajo nuk mund të frenojë mllefin e saj gjatë ndonjë fatkeqësie, sikurse nuk mund t'i kontrollojë as emocionet gjatë gëzimit. Studiues të fushës së neorologjisë, si Ruben dhe Raquel Gur-specialistë me renome, pohojnë se, gjatë hulumtimeve të tyre, kanë ardhur në përfundimin se gratë kanë aftësi më të madhe shprehëse, përpilojnë fjali më të gjata, kanë aftësi për t'u shprehur më mirë e gratë gjithashtu kanë një lidhje më të mirë ndërmjet dy hemisferave të trurit, kurse burrat posedojnë më shumë aftësi, mprehtësi e inteligjencë dhe aftësi për t'i zgjidhur konfliktet më lehtë etj..[8]

2- Dallime anatomike, nga të cilat, përveç të tjerash, mund të theksojmë:

a) Dallime në muskuj: muskujt e meshkujve janë më të fuqishëm sesa të femrave, ngase muskujt e femrave përmbajnë më tepër ujë të lëngshëm, prandaj janë më të dobët. Sasia e muskujve te gratë është rreth 35.8% në tërë trupin, kurse te meshkujt 41.8% në tërë trupin.

b) Dallime në sasinë e yndyrës: femra përmban sasi më të madhe yndyrore - rreth 28.2% në tërë trupin, kurse mashkulli 18.2% në tërë trupin e tij.

c) Dallime në zemër dhe tubacione: zemra e meshkujve është më e madhe dhe më e rëndë se e femrave. Te meshkujt arrin mesatarisht nga 280 deri 340g, kurse te femrat 230 deri 280 g, si dhe arteriet e mashkullit janë më të gjera.

ç) Dallime të shumta në sistemin riprodhues, siç është e ditur nga të gjithë.

d) Dallime të dukshme në sistemin nervor:

Shkenca e anatomisë pohon se gratë dhe burrat janë nga natyra të ndryshëm nga njëri-tjetri. Këto dallime vërehen edhe në sistemin nervor, ndër të tjera, është vërtetuar se truri i mashkullit është më i rëndë se i femrës. Ky ndryshim vërehet edhe tek të vegjlit: truri i foshnjës mashkull është 46 g më i rëndë sesa i femrës.[9] Ndërkaq, tek të rriturit truri i mashkullit peshon100g më shumë se sa truri i femrës.[10] Lidhur me këto dallime të trurit midis dy gjinive, Prof. Simon Baron-Cohen, konstaton: ''Truri i femrës është tru-''E'', i cili qëndron për ''empatinë'' (aftësi për ta vënë veten në ndjenjat dhe mënyrën e të menduarit të dikujt). Ndërkaq, meshkujt kanë prirje të jenë tru-''S'', i cili qëndron për ''sistem''; motorë, kompjuterë, koleksione pullash. Në raste të skajshme kjo ndërthurje truri ''mashkullor'' çon në autizëm apo të meta të tjera. Për këtë arsye, këta njerëz bëhen ''savantë'' (përparimtarë), me aftësi mahnitëse, po me pamjaftueshmëri shoqërore. Sipas disa psikologëve, e meta në ndërtimin e trurit të skajshëm mashkullor mund të sjellë gjeni dhe përbindësha - edhe savantë''.[11]

**Dallimet organike**

Po ashtu pjesa e përparme e trurit të femrës është 50 cm më e vogël sesa te mashkulli. Gjithashtu është konstatuar nga fiziologë se truri i mashkullit në aspektin anatomik dallohet nga ai i femrës përmes shprehjes së shenjave të inteligjencës dhe për një zhvillim mendor superior; ata ndryshojnë në masë të madhe edhe sipas ndjenjave, aftësive për të folur, eupati etj..

Dr. Hamid Zehrani[12] pohon: Secili nga të dy gjinitë i njohin profesionet e tyre dhe modelet e sjelljeve imponojnë dallimin në mes gjinive mashkullore/femërore, prandaj në mënyrë të natyrshme prindërit akceptojnë dallimet në mes tyre përmes atributeve sociale etj., p.sh.: meshkujt dallojnë për trimëri, forcë fizike, përfitim dhe marrje me atletikë, për prirje dhe konkurrencë për t'u pavarësuar etj.. Femrat dallohen nga çështje sociale, sistem dhe saktësi etj..

3- Ndryshime në funksionet organike: Ndryshimet organike te femrat janë të qarta, mbështetur mbi ndryshimet anatomike,si:

a) Femrat janë më rezistente ndaj vështirësive dhe sëmundjeve sesa meshkujt. Ky dallim vjen sepse Allahu i Lartësuar i ka përgatitur ato që të marrin përsipër përgjegjësi dhe obligime, me të cilat nuk i ka ngarkuar meshkujt. Prandaj cikli menstrual, shtatzania, lindja, gjidhënia janë të veçanta për femrën, e meshkujt nuk kanë aftësi të tilla dhe mundësi reale për funksione të tilla, ngase Allahu femrën e ka përgatitur që të jetë e gatshme për këto funksione. Këtë e vërteton edhe profesori me origjinë gjermane - Rudolf Bavmagsn - profesor në Universitetin e Berlinit, i cili thotë: "Sipas disa studimeve shkencore, kemi ardhur në përfundimin se femrat janë më rezistente se meshkujt edhe ndaj sëmundjeve mendore, sepse trupi i femrës reagon me një shpejtësi shumë të madhe ndaj gjendjes së lodhjeve psikike, si rezultat i prodhimit në sasi të madhe të hormoneve të stresit, si materia Adrenalinë etj. Kjo ndikon njëkohësisht që femra të qëndrojë për një periudhë në ciklin mujor. Ndryshe nga mashkulli, i cili prodhon hormonet që rezultojnë nga lodhjet në mënyrë më të ngadalshme.[13]

b) Funksioni i qarkullimit të gjakut të femrës dhe mashkullit dallon, pulsi i zemrës së mashkullit është më i ngadalshëm se i femrës, mesatarisht të rrahurat e zemrës së mashkullit në një minutë janë 84 rrahje, kurse të femrës 94 rrahje. Gjithashtu vetë lloji i gjakut tek të dy gjinitë ndryshon dukshëm, - në një milimetër kub gjaku i mashkullit përmban nga 5 deri 5.5 milionë rruaza të kuqe gjaku, kurse i femrës përmban 4.5 deri 4.8 milionë rruaza të kuqe gjaku. Ky dallim luan rol të rëndësishëm në formimin e trupit të njeriut. Ndërkaq, numri i rruazave të bardha të gjakut te femrat është më i madh se te meshkujt. Njëkohësisht, meshkujt u ekspozohen më tepër sëmundjeve të zemrës se femrat. Po ashtu femrat e djegin oksigjenin më shpejt se meshkujt ,dhe nga kjo rezulton shtimi dhe pakësimi i rruazave të kuqe të gjakut, për se mund të ndodhë më shpejt alivanosja.[14]

Allahu Mëshirëplotë secilit nga meshkujt dhe femrat i ka caktuar detyra dhe obligime, urdhëresa e ndalesa dhe, nëse ngatërrohen ato, pa dyshim që humb efekti i fenomenit gjinor dhe mund të themi lirisht se ndodhin çrregullime në të gjitha poret e jetës njerëzore.

[1] Umu Habibe el-Burejki, Amelu elmer'ti fi mizan esh-Sheriati el-Islamijeti,f57-78.Shtëpia botuese:Mektebet evlat esh-shejhturath,2005. [2] Fahrudin Muhamed in Umer et-Temimi err-RRazi esh-Shafi'i,Mefatihul gajb, Dar elkutub elilmije Bejrut 2000-1421,bot 1 v.8,f.24.,dhe Muhamer reshid in Alij Rida,Tefsir Elkur'an Elhakim-Tefsirul menar, Elhej'tu elmisrije elame lilkutub,1990, v. 3,f.238 [3] Mr. Sadat Rrustemi.Ahkam elmuslimat fi dijar gajr el islam-disertacion magjistrature,mbrojtur në''Uiversiteti amerikan i hapur", Kajro-, 2008-1429,f.301. [4] Dr.Fuad Abdulkerim el Abdulkerim, Kadaja elmer'etu fi elmu'temerati ed-devlijeti, botimi 1-2009/1430, Boton ''Merkez Baithat lid-dirasat elmer'eti''Rijad,vll I,f.277. [5] Fuad Abdulkerim el Abdulkerim, Kadaja elmer'etu fi elmu'temerati ed-devlijeti, vll I,f.280. [6] Dr. Bahtije Gërbeshi Zylfiu Hyrje në studime gjinore f.100,103. Shtypi ''Dukagjini'' Pejë. Prishtinë 2008. [7] Fuad Abdulkerim elAbdulkerim,Kadaja elmer'etu fi elmu'temerati ed-devlijeti,vll I,f.283. [8] Po aty,v.1,f.288-289. [9] Muhamed Alij el Barr,Amelu elmer'ti fil mizan,f.84. [10] Grup autorësh, Femra në mbrojtjen e Islamit, Dukagjini–Pejë,f.36

# Pa fe, s'ka atdhe!

**Kasam Muhameti**

**Feja, asnjëherë, askund nuk duhet të jetë diskutabile. Gabojmë shumë nëse mendojmë ndryshe, ngase është: traditë, kulturë dhe qytetërim ndër shekuj dhe mbi të gjitha: vlerë, pasuri dhe ushqim shpirtëror i një populli, siç është edhe për ne.**

**Populli ynë i përvuajtur në shekuj**

E kaluara jonë si popull është e dhimbshme, sidomos thuajse tërë shekulli XX ishte mjaft i rëndë dhe i mundimshëm, që na la shumë pasoja. Gjyshërit dhe baballarët tanë ishin ata që u ballafaquan dhe i bënë ballë çdo sfide të pushtuesve dhe sunduesve sllavë. Një gjë të tillë e përjetuam edhe ne, në ndryshimet që po ndodhnin në Jugosllavinë komuniste, të cilat na kushtuan mjaft shtrenjtë edhe në fundin e çerekut të shekullit XX. Ne, "popullin jetim të Kosovës", pas robërimit 100- vjeçar dhe pas luftës me Sllovoninë, Kroacinë, Bosnjën - ne na lanë për në fund, "në vend të bakllavasë". Ne, s'patëm ditur të mendojmë për të shkelur e robëruar dikë.

Ishim të robëruar, të sakatosur e të syrgjynosur, por të fortë, qëndruam si burrat. E kuptonim hallin e njëri-tjetrit dhe i dilnim zot njëri-tjetrit, gëzim e hidhërim i ndanim së bashku. Po , Feja jonë kështu na mëson. Gjithherë na mbante gjallë shpresa se do të vijë ndonjëherë liria edhe për ne.

Fillimi i shekullit XXI ishte vendimtar, sepse, pas përpjekjeve tona të mëdha e të vazhdueshme, arritëm atë që e deshëm shumë.

Çdokush ka të drejtë të jetojë i lirë, sepse çdokënd të lirë e krijon dhe e dëshiron Allahu xh.sh., të lirë për të jetuar, punuar e vepruar, por, jo - të shfrenuar.

**"Popullit qiellor", dënimi i Allahut i erdhi edhe nga qielli!**

"Ata", vazhdimisht e llogarisnin veten e tyre: "popull qiellor", "i përparuar", që "e respekton fenë",[1] etj…, por në Kosovë i pamë shumë mirë se kush ishin. Një popullatë të pambrojtur, në vendin e vet, që s'i bëri keq askujt: e torturoi, e masakroi në mënyrën më barbare në sy të Evropës e të gjithë botës. Të gjithë e shihnin azganllëkun dhe kasaphanën e tyre, pa kursyer askënd, bile as gratë, të miturit, fëmijët e pleqtë. Krejt këto i bënin nën bekimin e "Gospodin Pavles" dhe klerikëve të tjerë kishtarë. Nëpër kisha merrnin kurajon dhe energjinë.[2] "Ata" dëshmuan se janë rrenacakë, komitë të mëdhenj e gjakpirës të shekullit XX. Ne s'kishim kah t'ia mbanim, filluam të rrudheshim, të strukeshim, si fëmija jetim-pa nënë, e të çuditeshim me "marifetet e tyre" që bënin ndaj nesh. Megjithatë, prehjen e gjenim diku të ngrohtë, o vëlla, vetëm aty ku e kemi përherë: në xhami, në mejtepe e medrese. Bënim qare, për të mbetur gjallë. Kohë pas kohe tubonim nëpër xhami edhe mjete materiale për të intervenuar në zonat më të rënduara. Edhe shkollimit ia gjetëm zgjidhjen, se "ata" edhe nga objektet shkollore na ndoqën. Në xhami dhe mejtepe vazhduam edhe shkollimin. Na u rëndua shumë gjendja, zumë në mur të gjithë. Duhej t'ia bënim disi, na u desh të përgatiteshim për t'i bërë rezistencë "atij shkau". Djem e vajza, mezi siguruam nga një pushkë për ta hedhur në sup e për t'i thënë "atij dinozauri" - 'ndal më, se u bë boll, e teprove shumë'. Po , hoxhallarët, si përherë në shërbim të popullit, duhej të mendonin edhe për luftëtarët e lirisë (UÇK-së) për t'u prirë e për t'u shërbyer. Po , xhamitë edhe hoxhallarët - të popullit janë, s'ka si të mendohet ndryshe. Po, hoxhallarët i shihje gjithkund, edhe organizatorë: në demonstrata,[3] protesta,[4] po edhe në ballë të luftës. Kësaj toke ia

falën jetën, e stolisën me gjakun e tyre të njomë. Të tjerët mbetën gjallë e krenarë së bashku me ne, duke shijuar pakëz liri.[6]

"Ky", ishte "ai populli përparimtar" e "fetar i fesë së tyre". "Populli qiellor", të cilit dënimi Allahut i erdhi, pikërisht edhe nga qielli. "Ky" ishte, që më pastaj u mundua dhe po mundohet t'i zhdukë gjurmët e egra që la tek ne, dhe pa fije të turpit të thotë: "ne s'jemi fajtorë", ne prapë jemi "serbët e civilizuar". Fajtorët janë ata, shqiptarët, të vendit të tyre, që i përdhunuam ne. Në këtë botë mund të mashtrojmë dhe të shkelim të dobëtin, por jemi thellësisht të bindur se për ato veprime të tmerrshme që u bënë tek ne, një ditë, në Ditën e Gjykimit, është i Gjithëfuqishmi Allah, që ka për t'ua dhënë hakun e merituar të gjithë aktorëve keqbërës.

**"Lufta mbaroi"!?**

"Ata dindushmanë" u shporrën përgjithmonë prej këndej, të pikëlluar, se nuk arritën me metodat çnjerëzore ndaj nesh, të realizonin ëndrrën e tyre të kamotshme-për të bërë spastrimin etnik të popullatës sonë dhe për ta zaptuar tokën tonë.

Ne filluam të nxitonim, se nuk e dinim ç'ishte liria. Filluam pak si "pula pa krye", apo ndoshta, nuk kishim përvojë të ecnim ngadalë e me hapa të sigurt në liri.

Disa gjëra filluam t'i harronim e t'i hidhnim pas shpine. Autoritetin dhe kontributin e disa njerëzve tanë, të cilët asnjëherë nuk vrapuan dhe nuk vrapojnë pas votave, se nderi i tyre nuk ua lejon, - e keqpërdorëm. Hoxhallarët i lamë anash, jashtë ndonjë përkujdesjeje eventuale të institucioneve shtetërore. Harruam se ata ishin bashkë me ne pak më parë, atëherë kur na u deshën për t'u organizuar e për të luftuar. Xhamitë, harruam se çfarë roli luajtën: para, gjatë luftës dhe pas luftës. Harruam se ato na i çelën sytë atëherë kur "ata" deshën të na i mbyllnin. Harruam se Medreseja priste e përcillte, gati përditë udhëheqësit tanë, me zemërgjerësi, me ato kushte aq sa kishte: "Bukë, kripë, e zemër".[7]

Duke thënë: "Të mos shkelim mbi gjakun e dëshmorëve tanë", ne sikur po e nëpërkëmbim për ditë atë gjak të shtrenjtë. Me të plagosurit e veteranët e luftës sonë, gati askush nuk merret seriozisht, bile nganjëherë dëgjojmë ndonjë pëshpërimë tek shahen e ofendohen, ndonëse ata, të gjorët më shumë e besonin që do të vriteshin sesa të mbeteshin gjallë, vetëm e vetëm për t'i dalë zot vendit e popullit të vet. Megjithëkëtë, ata e dinë fort mirë se Allahu xh.sh. nuk do t'ua humbë mundin. Gjërat, asnjëherë nuk duhet të ngatërrohen, duhet ndarë shapi prej sheqerit. Nëse dikush luftoi për pushtet ose për ndonjë qëllim tjetër, s'do të thotë se të gjithë menduan dhe mendojnë kështu!

**Gabimet po na kushtojnë e do të na kushtojnë**

Gabime u bënë, dhe po bëhen. Pas luftës, i ngatërruam paksa gjërat, nganjëherë na rrëshqitën edhe këmbët. Nuk e kuptonim ç'po ndodhte në Kosovën tonë. Kush pati mundësi, veproi: misionarë, shoqata, organizata të ndryshme, qeveritare e joqeveritare, të huaj e të vendit, të cilat fondet e tyre i investuan në gjëra të nevojshme e të panevojshme. Çdokush u mundua të shfrytëzonte zbrazëtinë e mosfunksionimit të organeve shtetërore të Kosovës. Askush nuk mundi t'i kontrollonte, ngase shumë aktivitete u zhvilluan kinse "në saje të ndihmës ndaj popullatës sonë të dalë nga lufta", dhe kjo qe arsye pse nuk ia merrte mendja kujt që të pengojë dikë. Edhe formimi i partive të shumta dhe përçarjet politike bënë të vetën..., u bënë eksperimente të ndryshme me ne. Dikush tjetër synonte vetëm pasurimin e vet, me nder e pa nder. U krijua një kaos dhe shumica e popullatës mbeti e shtangur dhe e hutuar. Pas pak, filluan të dëgjoheshin disa shushurima, çfarë që nuk i dëgjonim më herët.

Thanë: Po shpërndahen prezervativë falas, kuptohet për ta degjeneruar rininë e pastër të Kosovës. Më vonë e themeluan edhe shoqatën e homoseksualëve të Kosovës, po shpërndahen fletushka, libra e ndihma, pa përjashtuar edhe mundësinë se aty do të gjendej ndonjë simbol i krishterë (kishë a kryq). Mbulesa e vajzave tona u bë shpesh temë diskutimi, po asnjëherë zhveshja dhe lakuriqësia..., e çmos tjetër. Dëgjonim gjëra të tmerrshme. Filluan të fyhen rëndë ndjenjat tona. Ne, popullatë e varfër po, por dinjitet e terbije patëm gjithmonë. Kudo që shkuam për të siguruar kafshatën e gojës dhe për t'i ndihmuar familjes, në: Gjermani, Austri, Zvicër, Itali, e gjetiu, bëmë vend dhe shërbyem si njerëz, asnjëherë nuk na pengoi përkatësia nacionale e fetare e të tjerëve.

**U formua Parlamenti i Kosovës dhe Kosova fitoi edhe Pavarësinë e shumëpritur**

Pas luftës na u desh të votonim dhe të zgjidhnim udhëheqësit tanë, dhe si qytetarë të vendit-votuam me dëshirë të madhe e respekt për njerëzit tanë. Të gjithë me mallëngjim pritëm edhe lajmin për formimin e Parlamentit të Kosovës, ndonëse ishte periudhë tranzicioni. Bëheshin lëshime edhe në Parlament, po ne mendonim se, posa të shpallej Pavarësia, gjërat do të rridhnin ndryshe. U shpall edhe Pavarësia e Kosovës, një akt ky madhor për popullatën tonë. Disa ligje që u miratuan, i dimë, e disa nuk i dimë. Disa ligje janë për të mirë e disa për të keq. Çdokush që udhëheq, duhet t'i ketë të qarta vizionet dhe përgjegjësitë ndaj atyre prej të cilëve morën besimin-votuesve. Nuk është aspak e drejtë të bëhemi argatë të dikujt tjetër, për t'u shkelur vlerat e mirëfillta të popullit të cilit i takojmë, edhe nëse shkon në disfavor të posteve

të udhëheqjes. Nëse na u desh të sakrifikonim, sakrifikuam, dikush më shumë e dikush më pak. Nëse përsëri lypset diçka e tillë, prapë duhet të jemi të gatshëm. Në liri të gjithë janë të barabartë. Shumica e popullatës mbeti dhe është e zhgënjyer. Vitet po ecin dhe për shumëkënd gjërat nuk po ndryshojnë, bile në disa raste na u kthyen bumerang. Thuajse Kosova duhet të mbetet vetëm në duar të disave dhe ata të bëjnë matrapazllëqe ashtu sikur ua kënda. Ani pse populli nuk bën zë, se është i mësuar të durojë, gjërat vërtet nuk duhet të teprohen. Në fakt, ne jemi një shtet i ri, i porsaformuar, për fat të keq, jemi mbrapa të tjerëve. Nëse duam të arrijmë, duhet të shikojmë si ecën dhe përparuan të tjerët. P.sh. gjermanët pas Luftës së Dytë Botërore, që të gjithë për një kohë të gjatë ishin ushqyer vetëm me patate, vetëm për ta forcuar shtetin, po dhe sot i shohim se sa të përkushtuar janë ndaj vendit-shtetit të tyre. Njësoj dhe italianët, të cilët ishin mësuar të hanin gjithçka nga bimët e frutat e ushqime të tjera, vetëm e vetëm për t'u bërë më të fortë. Kurse tek ne, dikush u pasurua shumë, e dikush mbeti pa asgjë-kështu nuk ka drejtësi, nuk na shkojnë punët mbarë.

**Feja, nuk është tallje as material që blihet, as që shitet**

Si qytetar dhe fetar-i Fesë Islame, së cilës i takoj, jam munduar të ndjek me mjaft kujdes vendimet e udhëheqësve tanë për sa i përket çështjes së fesë, këtu është theksi kryesor. Pavarësia e Kosovës u shpall para katër vjetësh dhe do të shohim se në nene e ligje të ndryshme, feja-sidomos Islame, çuditërisht është anashkaluar. Nuk dëgjuam ende nga ndonjë udhëheqës yni të ketë reaguar seriozisht në këtë drejtim, sa kohë që ndonjë reagim i dikujt do të hasë në veshë të shurdhër, s'merret asnjë vendim konkret. Kë përfaqësojnë atëherë ata, nuk u vjen turp që 96 % e popullatës i përkasin Fesë Islame. Kjo u dëshmua edhe në regjistrimin e fundit të popullsisë në Kosovë. Kjo është dashur të dihet edhe më herët. A mos ndoshta, ata udhëheqës patën qëllimin të na i merrnin votat dhe të kënaqin vetën e tyre me lukse, e kështu të realizojnë epshet e tyre të shfrenuara?! Jo, populli ynë është gjallë dhe pikërisht është ky popull-xhemat i xhamive tona, që dha shumë e sakrifikoi gjithçka për t'i prurë aty ku janë. Por, me këtë xhemat nuk duhet luajtur e tallur:

1. Feja-Islame është program hyjnor që e zgjodhi Allahu xh.sh. për njerëzimin mbi sipërfaqen e Tokës, nuk duhet lënë si gjë e dorës së dytë apo e tretë, ose nuk duhet lënë anash, sepse ne jemi njerëz, pavarësisht se ndonjë udhëheqës yni nuk ka njohuri në këtë drejtim. Le të mësojë e të studiojë më mirë.

2. Feja nuk duhet të jetë kurrë një çështje e diskutueshme, gabojmë shumë nëse mendojmë ndryshe, ngase është: traditë, kulturë dhe qytetërim ndër shekuj dhe mbi të gjitha: vlerë, pasuri dhe ushqim shpirtëror i një populli, siç është edhe për ne. Po të shpreheshim konkretisht, do të ishte njëlloj, si të vihej në diskutim buka ose uji, kur duam të flasim për ushqimet tona ditore të zakonshme. Asnjë ditë s'mund të jetojmë pa ngrënë bukë e pa pirë ujë. Çdokush e ka fenë e vet, ashtu si e ka. Edhe ne në Kosovë: jemi kështu si jemi, neve na pëlqen kështu, jemi shumë të kënaqur dhe fatlum-që jemi myslimanë (po them për ata që janë myslimanë). E kemi përkatësinë tonë kombëtare dhe fetare, me të cilat identifikohemi si popull. Askush nuk ka të drejtë të na i cenojë këto, po duhet t'i ketë të qarta dhe të na i respektojë. Vetëm kemi nevojë për liri të mirëfilltë, e jo për ngërç fetar-jetësor të pakuptimtë. Në anën tjetër, nëse dikush e ka infektuar veten e tij me ateizëm dhe është në funksion ose udhëheqës, tash s'mund ta marrim në qafë shumicën e popullit që jeton me fenë së cilës i takon. Ky është absurditet. Gjynah i madh është ky, krim dhe sherr.

3. Si popull, tradicionalisht identifikohemi me shumë fe, po edhe fraksione fetare. Toleranca dhe respekti ndërfetar në vendin tonë dhe në përgjithësi tek shqiptarët, manifestohen më shumë se kudo tjetër. Asnjëherë s'kemi pasur përçarje a grindje në mes feve. Se sa është e madhe kjo tolerancë, këtë e dëshmon edhe Katedralja Katolike, për një numër të vogël besimtarësh katolikë në Kosovë, e cila është ndërtuar në zemër të Prishtinës, dhe për hatër të së cilës, u rrënua godina e shkollës më të njohur në Prishtinë. Në anën tjetër, selia e BIK-së- për shumicën e popullatës islame, Medreseja dhe Fakulteti Islam janë në pjesët periferike të Prishtinës. Ose, për ta parë më konkretisht tolerancën fetare në Kosovë, duhet të shkosh në mes të Prizrenit-në Shatërvan, atje do t'i shohësh të gjitha fetë pranë njëra-tjetrës: xhamitë pranë teqeve dhe pranë kishave (katolike e ortodokse), etj.. Çdokush e ka rrugën të lirë dhe të drejtën e tij.

4. Bindja fetare, pavarësisht sa është e qëlluar, është e drejtë e individit, ashtu siç është e drejtë e dikujt për të mos besuar. Në çdo shtet të zhvilluar feja, cilado qoftë ajo, ka autoritetin dhe vendin e vet të merituar. Tek ne në Kosovë, nuk po kuptojmë se ç' synojnë disa, le të jenë edhe udhëheqës. Apo, mos ndoshta duam të bëhemi më të mençurit në botë?!

5. Pa dashur të injorojmë fetë e tjera dhe fraksionet e tyre në Kosovë, dhe duke pasur konsideratë për to, Feja Islame është ajo që dominon. Shumica e popullatës i ka prijësit-imamët e tyre të shkolluar, ashtu siç i kanë edhe fetë e tjera. Na duhet vetëm të zhvillohemi edhe më tepër dhe të përparojmë.

6. Lënda fetare nëpër shkolla-për të gjitha fetë është nevojë e kamotshme dhe ky proces i pazbatuar, tashmë është i vonuar.

7. Duke pasur parasysh natyrën e femrës si e krijoi Allahu xh.sh.-mbulesa e trupit të femrave është: armë mbrojtëse e moral, karakter e njerëzi, nuk është asnjëherë prapambeturi. Në Islam mbulesa e trupit është e detyrueshme edhe për meshkujt, jo vetëm për femrat. Mbulesën e trupit, ne shqiptarët e kemi edhe traditë kombëtare. Njeriu me trup të mbuluar, është elegant dhe me tipare njerëzore-njeriu i veshur mirë, duket edhe më mirë. Deri më tash asnjë diplomat, të vendit e të huaj, nuk e pamë dhe nuk e shohim të dalë para masës dhe kamerave me veshje joserioze, apo me gjysmëveshje. Ndonëse kështu veprojnë ndoshta jo pse i ka urdhëruar Zoti i tyre, atëherë, pse vallë, ta vëmë në pikëpyetje mbulesën e trupit!? Si ka mundësi që femrat të mos vishen ashtu si u ka hije? Prandaj, të diskutohet për diçka që është për të mirën tënde, kjo është hata e madhe. Zoti na ruajttë. Apo ndoshta jemi të sëmurë në shpirt e s'po e kuptojmë. Ata duhet t'i preokupojë gjendja e rinisë sonë, po edhe ne, që rinia shkon drejt degjenerimit dhe shkatërrimit nëpër: internete, seriale, bare e lokale nate, e zhytur në drogë e prostitucion, e sëmurë nga sida, e Hepatiti B,(8) etj…., gati askush nuk çan kokën për këto. Në fund të fundit, duhet ditur se Islami bën thirrje gjithmonë për moral, karakter, dinjitet e njerëzi.

8. Le të kenë kujdes udhëheqësit tanë gjatë miratimit të ligjeve, sepse shumica jemi myslimanë. Të miratosh diçka kundër mbulesës së vajzave në shkolla, ose të stimulosh a të miratosh diçka për homoseksualizëm, kjo na bën të denjë për ndonjë dënim hyjnor nga Allahu xh.sh., që mund të përfshijë ata bashkë me ne që i prumë aty ku janë, e po veprojnë kundër interesave dhe ndjenjave tona fisnike.

9. Shpresojmë që në të ardhmen populli-xhemati ynë do të vendosë më seriozisht se kush e meriton të na prijë. InshaAllah kurrë nuk do të kemi aparat qeverisës që mund t'ia shohim sherrin si në Shqipëri gjatë diktaturës së Enver Hoxhës, e në disa vende të tjera.

Nëse nuk kuptohen seriozisht këto gjëra, atëherë do të jemi të rrezikuar, jo vetëm si fe, por po kështu, përgjithësisht, do të humbim shumë si popull dhe do të fundosemi në pafundësi. Allahu na ruajttë nga të ligat dhe na ndihmoftë në të mbarat.

**Përfundim**

Sot ne kemi shtetin tonë. InshaAllah, do të jemi prej atyre që do të kontribuojmë për vendin tonë dhe, si gjeneratë e parë e formimit dhe sendërtimit të shtetit, të jemi një shembull i mirë dhe bazë e fortë e gjeneratave që vijnë pas nesh, dashtë Zoti për të na nderuar, e jo për të na mallkuar. Tashmë jemi të lirë dhe përgjegjësitë ndaj vendit tonë për të ardhmen janë edhe më të mëdha se kurdoherë më parë; ato, veç të tjerash, na obligojnë të jemi edhe më të kujdesshëm për traditën dhe kulturën fetare të vendit tonë, që na mbajtën gjallë si popull dhe na shpëtuan nga të huajt.

Në fund udhëheqësve tanë u themi: Meqë mirësia dhe fuqia ekzistojnë, a do të mund ta ringjallim me sinqeritet mirësinë dhe ta nxjerrim fuqinë prej thellësive, për ta ngritur famën e popullit tonë?

Populli ynë është ende i fuqishëm, pra duhet t'ua tërheqim vërejtjen ashtu si duam ne, e jo si mendojnë ata.

Pasi ju ka besuar populli, ju votoi dhe ju ndihmoi, atëherë kjo moskonsideratë ndaj vlerave të popullit është prerje e dorës së tij (popullit) dhe thikë në zemër. Mos e prisni dorën që ju ndihmon, dhe mos e shponi zemrën që ju do!

Ai që nuk mëson nga përvoja, është i marrë. Ai që nuk preket nga ngjarjet e hidhura, është i dobët. Ai që vrapon pas epshit, është vetëvrasës; si mund të na prijë ai që ndoshta është prej tyre?

Ju drejtohemi me fjalët më të arta, me të cilat na porosit Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë:

"Pra, kini frikë Allahun e më dëgjoni mua. E mos shkoni pas atyre që janë të pafrenuar (që e teprojnë me vepra të këqija). Të cilët në tokë bëjnë shkatërrime, nuk bëjnë mirë". (Esh-Shuara, 150-152).

Transmeton Zejneb binti Xhahshi, se në një rast e ka pyetur Muhamedin a.s.: "O i dërguar i Allahut, a mund të ndëshkohemi derisa në mesin tonë ka të mirë?" Ai tha: " Po , nëse shumohet e keqja". (Hadith)

(1) geocities.com/byzantion 2001/Pravednikistorija.html , si dhe Fikret Karcic "Muslimani Balkana-Istocno pitanje u XX vijeku", Tuzla 2001, f.115-152. (2) Prof. Isa Bajçinca "Kur digjen librat…"- në Monografnë: "Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë", f. 309, botoi Kryesia e BIK, shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë 2000. (3) Gjatë viteve 1988/89 organizatorë të demonstratave për nxënësit e medresesë "Alauddin" ishin: Mustafë Veseli nga Reçani i Suharekës, të cilin gjatë një demonstrate për mbrojtjen e Kushtetutës së Kosovës e mbytën forcat policore të Sërbisë, më 27. 03. 1989 në Prishtinë. Shih Monografinë: "Imamët Dëshmorë-Shehidë në luftën e fundit në Kosovë 1989/1999", f. 59, botoi Kryesia e BIK, shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë 2010. Kurse tjetri organizator ishte Muhamed Biçku nga Hogoshti i Kamenicës, të cilin po ashtu e mbytën forcat ushtarake të Serbisë, më 29. 07. 1991 në Dugosello të Kroacisë gjatë shërbimit ushtarak të tij. Po aty, f. 53. (4) Vetë ishim dëshmitarë të asaj periudhe 1989-1999. Gjatë studimeve në FSI të Prishtinës, më 01. 10. 1997, qemë organizuar në fakultetin tonë për t'iu bashkuar protestës së studentëve të UP-së- të Kosovës, kurse iniciatori kryesor i FSI-së ishte Fadil Rashiti nga Petrova e Shtimes. Fadili ishte edhe pjesëmarrës aktivë në radhët e UÇK-së, për të rënë më vonë heroikisht, duke luftuar kundër çetnikëve serbë, më 14. 12. 1998 në Gorozhup. Po aty, f. 31. (5) Shih: Imamët, nëpunësit, ish-nxënësit dhe nxënësit e medresesë "Alauddin" të Prishtinës, të vrarë e të zhdukur, gjatë viteve 1989-1999, Monografi: "Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë", f. 297-301. (6) Disa prej hoxhallarëve gjatë luftës në Kosovë ishin ushtarë të UÇK-së, disa prej tyre kishin edhe detyra udhëheqëse-komandantë, që u vranë, e disa prej tyre shpëtuan dhe ende janë gjallë; për ta shpresojmë se do të bëhen evidenca dhe trajtesa më serioze. (7) Edhe Kuvendi i Parë i LDK-së u mbajt në medresenë "Alauddin", më 05. 05. 1991. (8) Ass. Dr. Ferid Agani, "Vartësia nga substancat psikoaktive, kancer i shoqërisë kosovare", Revista "Dituria Islame" Nr. 137, f. 53, boton Kryesia e BIK-së, Prishtinë.

# Çfarë ka ndryshuar te shqiptarët pas islamizimit të tyre?

**Muhamed A. Mufaku**

**Recension për librin "Kontribute albanologjike: Studime dhe dokumente historike e letrare të periudhës Osmane" të Dr.sc. Nehat Krasniqit.**

Nga fundi i vitit 2011 Instituti Albanologjik i Prishtinës botoi librin e studiuesit Nehat Krasniqi me titull "Kontribute albanologjike: Studime dhe dokumente historike e letrare të periudhës osmane", i cili përfshin studime të autorit të publikuara nëpër revista të Kosovës, Shqipërisë dhe Turqisë, përgjatë afro një çerek shekulli (1991- 2010). Të gjitha këto studime flasin rreth rezultateve të përhapjes së Fesë Islame te shqiptarët pas ardhjes së osmanlinjve në trojeve të tyre në shek. XV. Në të vërtetë, edhe autori edhe libri konsiderohen rezultate të orientalistikës së re shqiptare, e cila ndryshon tërësisht nga orientalistika klasike. Dega e Orientalistikës në Universitetin e Prishtinës është hapur në vitin 1973 dhe atëherë ishte e treta në ish-Jugosllavinë, pas asaj të Sarajevës (1950) dhe të Beogradit (1926). Ajo ka ndjekur atë që kishte filluar Instituti Oriental i Sarajevës për transformimin e orientalistikës klasike nga të studiuarit e tjetërkujt në studimin e vetvetes, saktësisht në studimin e trashëgimisë vendore të shkruar në gjuhën arabe, turke, persiane dhe në gjuhët vendore (boshnjake ose shqipe), të shkruara me alfabet arab, përgjatë periudhës së qëndrimit osman. Këtë fakt e shpreh qartë Krasniqi në këtë libër të tij (fq. 152), ku, ndër të tjera, konsideron: "Orientalistika shqiptare është një krah i qëndrueshëm i studimeve albanologjike". Vlen të theksojmë me këtë rast se Krasniqi i takon gjeneratës së parë që kishin përfunduar studimet në degën e Orientalistikës në Universitetin e Prishtinës, dhe pas studimeve i qe mundësuar të punonte në Departamentin e Dorëshkrimeve Orientale në Bibliotekën Kombëtare në Prishtinë, ku, meqë zotëron gjuhët (arabishten dhe osmanishten, krahas shqipes dhe anglishtes), kishte mundësi dhe ka arritur të shfletojë burime shumë të rëndësishme në gjuhën arabe dhe në atë osmane. Kjo i ka mundësuar që të shpërfaqë perceptime të ndryshme rreth kulturës shqiptare, pas përqafimit të fesë Islame nga shumica e popullit Shqiptar përgjatë periudhës së sundimit osman, që zgjati afro pesë shekuj.

Në parathënie autori vë në dukje se libri trajton "Kulturën shqiptare me frymë islame", duke konfirmuar sfidat dhe vështirësitë e punës në këtë fushë, që vijnë si rezultat i perceptimeve negative të hershme rreth periudhës osmane dhe përhapjes se fesë Islame, ndikimi i të cilave, madje edhe sot e kësaj dite vërehet qartë në institucione shkencore, qoftë në Kosovë, qoftë në Shqipëri. Së këtejmi, studimi i parë në këtë libër i është kushtuar "Përhapjes së fesë Islame dhe integrimit të shqiptarëve në jetën shoqërore dhe kulturore të Perandorisë Osmane", ku është debatuar përhapja e fesë Islame, e vështruar në të dy perceptimet kundërthënëse në mes tyre. Peceptimi i parë, i trashëguar nga ish-sistemi komunist, vazhdon të përqendrohet në idenë se shqiptarët janë bërë myslimanë me dhunë, kurse Krasniqi dhe të tjerë si ai, duke mohuar këtë ide, përqendrohen në shkaqet që ndikuan dhe ndihmuan në përhapjen graduale të fesë Islame pas depërtimit osman në trojet shqiptare. Kështu, pas rreth një shekulli të ardhjes së osmanve në këto troje, përqindja e myslimanëve kishte arritur në 50% dhe kjo përqindje nuk ndryshoi deri në fund të shekullit XVII -kur u bë shumicë. Si rezultat i kësaj u shfaq një kthesë e madhe në jetën e shqiptarëve,

ata u dalluan në shtetin osman dhe arritën deri në krye të institucioneve administrative (në pozitën e kryeministrit), ushtarake ( në pozitën e komandantëve ushtarakë dhe të admiralëve të flotës) dhe fetare (në pozitën e Shejhul Islam-it) etj..

Pason pjesa e dytë e studimit "Institucioni i Shejhul-Islamit te osmanlinjtë dhe shejhulislamët shqiptarë", ku bëhet e qartë se as institucionet fetare nuk ishin të përcaktuara dhe të kufizuara e të rezervuara vetëm për turqit, sepse në të u shquan edhe shqiptarët. Tre nga shejhulislamët ishin shqiptarë: Ali Efendi Zenbil-li (1503- 1526), Ibrahim Efendi Ajvaz Pasha-zade (1774-1775) dhe Abdurrahman Nesip Efendiu (15 janar -16 korrik 1912).Nga një këndvështrim tjetër, Krasniqi ka trajtuar rolin e disa familjeve shqiptare që kanë trashëguar pushtetin në viset shqiptare nën ombrellën osmane dhe rolin që këto kanë luajtur në ndryshimin kulturor shqiptar, duke ndërtuar xhami, teqe, shkolla, biblioteka dhe duke vakëfnuar libra, etj.. Për studim ka veçuar familjen Bushatliu që sundoi Shqipërinë e Veriut (1761-1831 ). Duke përmendur vakëflënësit (donatorët), të cilët kishin luajtur një rol të madh në këtë ndryshim fetar-kulturor, autori merr për studim Mehmed Beg Kukliun, një tjetër bir të popullit të këtij vendi, që ishte ngjitur në hierarkinë osmane dhe kishte kontribuar në zhvillimin e trevës së Opojës (në verilindje të Shqipërisë dhe afër qytetit të Prizrenit), përmes objekteve të shumta që ka vakëfnuar (një xhami, një namazgjah, një saraj, një shkollë me bibliotekë, një hamam, një bujtinë, dyqane, etj.). Pasojnë dy studime të lidhura me ato troje, ku kishte ndodhur ky ndryshim i madh kulturor i shqiptarëve pas përqafimit të Islamit. I pari ka të bëjë me institucionet arsimore, si mektebet dhe medresetë, të cilat janë ngritur në trojet shqiptare gjatë periudhës osmane në kontekstin e vakëfeve, të cilat u themeluan nga bijtë e këtyre trojeve dhe të cilat përqendroheshin në studimet fetare, ku ishin diplomuar imamët dhe mësuesit që përfaqësonin "ulemanë" tek shqiptarët.

Në këtë pjesë janë paraqitur disa kontribute të autorit, ku përshkruan fillimet e kësaj letërsie te shqiptarët në përgjithësi, dhe në Kosovë në veçanti, me biografitë e disa krijuesve të kësaj letërsie dhe me tekstet e riprodhuara me alfabetin e shqipes së sotme. Në këtë kontekst, janë parë të rëndësishme dy studime. I pari lidhet me Mevludin në letërsinë shqipe me alfabet arab, që është një zhanër i ri në formë poetike i biografisë së Pejgamberit a.s., dhe me legjendat për të, që këndohej në manifestime të ndryshme fetare dhe shoqërore te shqiptarët, sipas modelit turk të huazuar nga shqiptarët. Ndërkaq, studimi tjetër ka të bëjë me «dimensionin kulturor të mevludit», i cili përshkruan dimensionet sociokulturore të kësaj krijimtarie të re poetike te shqiptarët.

Nga ana tjetër, në këtë pjesë përfshihen disa rezultate që ka arritur Krasniqi përmes

INSTITUTI ALBANOLOGJIK I PRISHTINËS

Dr. sc. Nehat Krasniqi

KONTRIBUTE ALBANOLOGJIKE

Studime dhe dokumente historike e letrare të periudhës osmane





Prishtinë, 2011

hulumtimeve të tij në burime, me se ka korrigjuar disa gabime që kishin bërë studiuesit që janë marrë me studimin e kësaj letërsie gjatë shekullit njëzet, veçanërisht lidhur me pionierin më të rëndësishëm të saj, poetin Ibrahim Nazim Frakulla (vdiq në 1759), i cili ishte i pari që krijoi një Divan të plotë poetik në gjuhën shqipe, me alfabet arab, si edhe një fjalor poetik shqip -turqisht e dy Divane në gjuhën osmane. Nga e gjithë kjo mund të thuhet se libri i Krasniqit përfaqëson një risi për vetë shqiptarët, në Shqipëri qoftë ose në Kosovë, për shkak se është nga librat e rrallë dhe të paktë që i janë qasur këtij ndryshimi kulturor të madh të shqiptarëve pas përqafimit të fesë Islame. Pavarësisht nga fakti se ky aspekt përfaqëson një çështje shumë të rëndësishme për historinë kulturore të shqiptarëve në përgjithësi, ai qe injoruar për shumë dekada.

Për këtë arsye, ky libër meriton të përkthehet në tërësi ose pjesërisht në gjuhën arabe, sepse ka të bëjë edhe me lidhjet kulturore në mes shqiptarëve dhe arabëve.

Marrë nga gazeta prestigjioze ndërkombëtare arabe Al-Hajat, 17 nëntor 2012,që botohet në Londër, Bejrut, Kajro dhe Rrijad. Nga gjuha arabe përktheu: Fitim Flugaj

# Mesatarja dhe dimensioni qytetërues

**Prof. Dr. Ali Laga**

**Nëse myslimanët gjatë historisë kanë sunduar botën më shumë se njëmijë vjet, dhe ekzistenca e pakicave dëshmon për drejtësinë e legjislacionit të tij i cili e ka pranuar pluralizmin dhe nuk ka detyruar askënd që t'i ndryshoj bindjet e tij fetare, kurse sot i forti vjen dhe thotë: myslimanët duhet të distancohen nga terrorizmi...**

### Qytetërimi dhe kultura, definicioni dhe krahasimi

Si rrallë herë, hulumtuesi do të orvatet të prekë përkufizimet akademike të terminologjive me një mendjehollësi dhe aluzion, dhe me një përkushtim që gjërat t'i emërtoj me emrat e tyre, në të vërtetë thellimi i dëgjuesit apo lexuesit në përkufizime letrare apo përkufizime të zhytura në analiza të cilat i kanë vendosur konceptet në një kullë të fildishtë nuk është e mundur që të përfitohet prej tyre ashtu siç kërkohet, kjo çështje më shumë i përket qendrave hulumtuese për vet ato terminologji. Por kjo nuk e arrin qëllimin sidomos kur studimi është i përcaktuar me hedhjen e teorisë në realitet, me një kuptim më të thjesht atëherë kur dëshirohet korrigjimi i procesit të një shoqërie në të tashmen dhe themelimi me forcë dhe mençuri i të ardhmes.

### Qytetërimi ose shkenca e ndërtimit

Siç shihet njerëzimi do të ketë nevojë të vazhdueshme për studimet e Ibn Haldunit në librin e tij "El-Mukaddimeh" për shkak se aty ka një vizion të qartë dhe një diagnostifikim integral, gjithashtu ai i ka përshkruar aty lëvizjet e shoqërive dhe fazat nëpër të cilat kanë kaluar dhe te të cilat do të kthehet më vonë prapë.

"Dije se meqenëse e vërteta e historisë është lajmi për jetën sociale të njeriut e cila është ndërtimi i botës dhe rrethanat të cilat shfaqen në natyrën e saj gjatë ndërtimit si p.sh. egërsia, miqësia, grupimet, llojet e triumfeve të njerëzve njëri ndaj tjetrit dhe asaj që rezulton nga këto fitore si mbretëria, shtetet dhe pozicionet e tyre, pretendimet e njerëzve përmes veprimeve dhe përpjekjeve të tyre për përfitime, sigurim të mjeteve të jetesës, arritje të shkencës dhe teknologjisë dhe të gjithë asaj që ndodhë gjatë atij ndërtimi në përputhje me natyrën e atyre rrethanave". (El Mukaddimeh, f 35). S'ka dyshim se transformimet shoqërore, ose transformimet urbane sipas terminologjisë së përdorur nga Ibn Halduni, ose qytetëruese sipas terminologjisë bashkëkohore, karakterizohen me disa specifika të hollësishme për çdo fenomen i cili është i ndikuar nga ajo çfarë e rrethon atë siç është ambienti gjeografik, sistemi ekonomik dhe politik, përbërjet e klaneve, feja dhe trashëgimia. Mosnjohja e specifikave të çdo ndryshimi në mënyrën reale dhe të saktë çon në kundër produktivitet, dhe përpjekja për reformë shndërrohet në dështim, kjo është prej arsyeve të shquara për shkak të të cilave bota Islame është viktimizuar për shkak se reformistët nuk ju kushtojnë vëmendje faktorëve të brendshëm mirëpo e përcaktojnë diagnozën duke imituar, pa bërë ndonjë përshtatshmëri të asaj që importohet, atë që ndodhë në shoqëritë tjera e cila sot personifikohet në shtetet e Evropës dhe të Amerikës.

Ibn Haldun mendon se prej shkaqeve të rrenës-gënjeshtrës gjatë transmetimit të ndryshimeve reale janë:

1. Animi-përkrahja e mendimeve dhe shkollave të caktuara (sektarizmi).
2. Bindja dhe besimi ndaj bartësve dhe përfytyrimi se ajo është e saktë, ndërsa testimi i saj bëhet përmes kritikës dhe vlerësimit (El Xherhu ve Tadil).

3. Hutia, habia ndaj destinacionit-qëllimit.

4. Injoranca në praktikimin e rrethanave varësisht situatave.

5. Pabesia-falsiteti i dal si rezultat i afrimit afër pronarëve të pushtetit me qëllim të arritjes deri te pasuria dhe autoriteti, kjo është njëra nga shkaqet e komentimit, apo interpretimit të shtrembër të rrethanave të cilat ndodhin në shoqëri.

6. Mosnjohja e natyrës dhe rrethanave urbane dhe se çdo ngjarje e cila ndodhë subjektive qoftë apo objektive patjetër ka një natyrë e cila e veçon atë në vetën e saj nga rrethanat të cilat i ekspozohen asaj.

Për këtë arsye patjetër duhet të vendoset një ligj i hollësishëm përmes të cilit do të bëhet dallimi mes të vërtetës dhe të kotës, dhe kjo na obligon që: "Ta vështrojmë shoqërinë njerëzore dhe të bëjmë dallimin mes rrethanave të cilat gjenden në vetën e tij dhe si rezultat i natyrës së tij dhe mes asaj që është aksidentale të cilës nuk i jepet ndonjë vlerë".

Nga pikëpamja e Ibn Haldun, shoqëria jonë sot është duke bërë një gabim trashanik në kuptimin e fenomeneve shoqërore, politike dhe ekonomike, dhe ajo çfarë është më së shumti duke shkaktuar konfuzitet-huti është se ata janë duke i marr informatat për vetën e vet dhe aktualitetin e tyre nga burime informative të cilat më së paku mund të cilësohen si konkurrente të tyre dhe lakmitar të mbizotërimit ndaj tyre.

Nisur nga këto aksioma të cilat i ka vendosur Ibn Khalduni, duhet të qëndrojmë një periudhë të gjatë përpara shpejtësisë së ndryshimeve të projektuara në kundërshtim me ligjet subjektive të shoqërisë, dhe me atë që nuk përshtatet me natyrën e problemit i cili është shkaktar i prapambetjes dhe përkeqësimit.

Allahu e mëshiroftë Hajrudin Tunisiun i cili me të drejtë konsiderohet si nxënës dhe bartës i idesë së Ibn Haldunit, thuhet se sikur myslimanët të merrnin mësim nga këshillat e tij bota islame sot me siguri nuk do të ishte në këtë gjendje në të cilën ndodhet sot.

**Qytetërimi Islam dhe marrëdhëniet e tij me qytetërimet tjera**

S'ka dyshim se literatura tradicionale e cila vendoset në krye të librave, dhe e cila ju përsëritet njerëzve mëngjes e mbrëmje, duke i informuar ata se rilindja shkencore e myslimanëve ishte si rezultat i citimit të grekëve të vjetër, këto informata duhet të rishikohen shumë shpejtë, dhe ndoshta shkaku më i rëndësishëm i cili ndikoi në prapambeturinë e myslimanëve është gëlltitja e këtij karremi të helmuar të quajtur "trashëgimia shkencore greke" dhe thënies se myslimanët "e veshën atë me rroba tjera, i eliminuan falsitetet të cilat ishin në te dhe i reformuan ato shkenca që kishin nevojë për një gjë të tillë".

Rekomandohet të rikthehemi te Hajrudin Tunisiu, dhe si janë ndikuar myslimanët apo qytetërimi islam nga popujt tjerë, e në veçanti nga Grekët, ai thotë se përderisa myslimanët në kohën e tij frikësoheshin që t'i përshtatshin ligjet e industrisë dhe shkencave aktive tek evropianët, paraardhësit e tyre e kanë bartur shkencën e logjikës nga Greqia saqë Imam Gazaliu ka thënë: "Ai i cili nuk ka njohuri në logjikë, nuk i besohet dijës së tij", kjo është ajo çfarë myslimanët kanë bartur realisht, s'ka dyshim se ky është një mendim shterpë, i pavlerë i cili e ka dorëzuar botën islame në destinacionin-fatin e popujve të mëhershëm, këtu është me vend të sjellim si argument atë çfarë ka thënë Omer Ferukhi (Allahu e mëshiroftë) se Evropa ka qëndruar tetëmbëdhjetë shekuj e prapambetur derisa u distancua nga logjika e Aristotelit.

Nga këtu ka filluar problemi i botës islame, dhe ka filluar realisht epoka e dekadencës, kjo nuk do të ndodhte sikur të mos ekzistonte injoranca rreth natyrës së logjikës greke e cila bazohej në njohurinë stalaktite, ose në atë të cilën myslimanët e quajnë: frymëzim, ndërsa metoda e Kur'anit është se ai njohurinë e bazon në çështje ndijore që duket, e cili në kohën tonë aktuale mund të njihet përmes metodës empirike.

Prof. Ekrem Muhamed Abdu Kesar thotë se myslimanët janë: "Të parët të cilët kanë përdorur shkaqet dhe efekte, dhe të cilët nuk kanë pranuar asgjë pa kaluar nëpër procesin e filtrimit dhe vrojtimit". Mirëpo ai u rikthye edhe njëherë për ta lavdëruar trashëgiminë greke, burimin nga i cili pinë dijetarët myslimanë, dhe kjo është një çështje e habitshme, jo, por shumë e habitshme dhe e çuditshme.

Sikur të dhënat apo informacionet e cunguara, ose edhe më shumë se kaq, të ishin ato prej të cilave dijetarët myslimanë i ndezën kandilat e tyre drejt rrugës së shpikjes dhe kreativitetit shkencorë gjatë shekullit të katërt të hixhretit dhe më vonë, gjatë periudhës së sundimit abasid, atëherë çfarë u përjashtua nga ajo e cila u paraqit dhe myslimanët sot po edhe në të djeshmen para saj, dhe për shumë shekuj të kaluar, e kanë ruajtur tërë trashëgimin greke dhe të tjerat si ajo hinduse, zeradishtiane, kishtare etj... ndërsa gjendja reale e tyre është në një prapambeturi të ashpër deri në atë masë sa që i ka bërë të jenë në bisht të njerëzimit dhe në një gjendje të mjerueshme të cilën është duke e përjetuar një komunitet banorët e të cilit janë 1/3 e totalit të banorëve të botës, dhe një komunitet i cili posedon 1/5 e tërësisë totale të sipërfaqes së tokës dhe i posedon shumicën e bregdeteve të botës, dhe qeverisë (posedon) me pasurinë më të madhe të botës?

Cili ekuacion shkencorë thotë se gjërat e pakta qojnë në kreativitet ndërsa ato të shumtat në injorancë? Cili njeri i mençur dhe intelektual e pranon këtë? Më pastaj dihet se fillet e mendimit

helen janë ngulitur gjatë shekullit të pestë dhe të katërt para erës sonë në Aleksandri dhe Athinë, ndërsa nuk vërejmë të jetë shfaqur ndonjë ndikim i tij gjatë periudhës së Isait a.s. e as në periudhën e Perandorisë Romake, dhe bota mbeti thellë e zhytur në injorancë deri në fillim të shekullit të shtatë të erës sonë, d.m.th. pas 1100 viteve. Pas kësaj periudhe vërejmë që drita e shkencës të shpërthej nga brendësia e Mekës së shenjt, nga thellësia e siujdhesës arabe dhe nga Medinja e Ndritshme. Dhe pas pak vitesh, të cilat mund të numërohen në gishta, u shfaq dituria dhe qytetërimi, ndërsa rregulli dhe ekuilibri çdo ditë e më shumë rriteshin derisa arritën aty ku arritën dhe mirësia përfshiu tërë botën. Pastaj vijnë sot disa dhe thonë se bërthama e mendimit grek e cila është varrosur para 1100 viteve është ajo e cila solli tërë këtë mirësi.. realisht kjo të bënë të habitesh dhe të çuditesh, edhe më e papranueshme është që periudha e përkthimeve në epokën abaside të quhet periudha e artë, kjo d.m.th. se periudha e mëhershme ka qenë bakër e ajo para saj hekur, kështu myslimanët e rrëmbyen këtë karrem dhe ranë në kurth, dhe kjo nënkupton se ata janë injorantë me atë çfarë ka ndodhur.

Hajrudin Tunisiu thotë: se myslimanët refuzojnë t'i përshtatin organizimet dhe industritë ndërsa ata "nuk e refuzojnë atë e cila i dëmton ata" sepse ata bëjnë garë mes veti në blerjen e rrobave, orendive shtëpiake dhe armëve luftarake, pa e kuptuar rregullin themelor i cili thotë: "Shtetet të cilat nuk imitojnë (nuk prodhojnë sikur) fqinjët e tyre në atë çfarë shpikin ata nga mjetet luftarake dhe arsenalit ushtarak janë shumë afër të bien pre e tyre qoftë edhe pas një kohe".

1. Në urbanizim: dhe kjo përmes mos përfitimit të zejtarëve të vendit nga produktet e tyre, gjë e cila është parim prej parimeve të rëndësishme të përfitimit. "Për këtë ai sjell shembull pronarin e deleve, prodhuesin e mëndafshit dhe të pambukut të cilët punojnë një vit të plotë dhe prodhimet e tyre ua shesin të huajve me një çmim shumë të vogël, më pastaj e blejnë produktin e tyre pas përpunimit të tij, pas një kohe jo të gjatë, me një çmim shumë më të madh se sa ai që e kanë shitur", dhe kështu në këtë mënyrë vlera e importit i tejkalon për disa herë të ardhurat nga eksporti.

Në kohën tonë aktuale shtetet e industrializuara e blejnë lëndën e parë të naftës dhe metaleve të çmuara me një çmim shumë të ultë, si p.sh. të blejnë një ton metal të caktuar me pesëqind dollar dhe ta rikthejnë atë të përpunuar dhe të na e shesin neve në vlerë prej pesë milion dollar.

Abdurrahman Tunisiu thotë: "Nëse vlera e eksportit e tejkalon vlerën e importit atëherë aty pritet të ketë rrënim dhe nuk ka rrugëdalje tjetër".



2. Defekti politik: nëse një shtet ka nevojë nga një shtet tjetër kjo çështje konsiderohet si pengesë e pavarësimit të tij dhe si shenjë e dobësisë së fuqisë së tij. Si shkak i përparimit të perëndimorëve është organizimi politik i bazuar mbi parimin e drejtësisë dhe të lirisë, dhe mund të përfundojmë se pa reformimin e këtyre çështjeve, lidhje me të cilat edhe Pejgamberi a.s. thotë: "Drejtësia është krenaria e fesë, ajo ndikon në mirësjelljen e udhëheqësit, aty fshihet fuqia e elitës dhe popullit dhe me drejtësi arrihet siguria e popullatës", në disa këshilla për udhëheqësit thuhet: "udhëheqësi ka nevojë për një mijë projekte dhe të gjitha ato projekte janë të përfshira në dy veçori, nëse vepron sipas tyre do të jetë i drejtë, ato janë: ndërtimi i vendit dhe siguria e popullit".

S'ka dyshim se vazhdimësia e injorancës së reformistëve myslimanë dhe mosnjohja e natyrës



së rrethanave-situatave nga ana e tyre do t'i lë ata, derisa të largohen nga kjo shkujdesje dhe imitim jo i studiuar mirë, në gradën më të ulët të dekadencës. Sikur ata të imitonin atë e cila është duke u praktikuar te të tjerët, mirëpo fatkeqësisht ata kanë ra në kurthin e ngritur, dhe janë duke punuar sipas përcaktimit të autoriteteve konkurrente, disa prej tyre edhe armike.

Edhe pse përfundimi, konkluzioni paraprak në këtë hulumtim nuk është i lëvdueshëm megjithatë patjetër duhet të themi: përderisa bota jonë bartet-transferohet prej një zgavre në zgavrën tjetër, prej një lufte në një luftë tjetër, dhe prej një konflikti në një konflikt pasues, dhe kështu në këtë formë njerëzit në vendin tonë të jetojnë në mes të një stuhie, sikur ndodhia e ditës së kiametit është përshkruar vetëm për ta "(Atë) ditë kur do ta shihni atë, çdo mendeshë (grua që është duke i dhënë gji fëmijës), do të shkujdeset ndaj tij (do ta flakë atë) dhe çdo grua shtatzënë do ta hedh frytin e vet (prej barkut) dhe do t'i shohë njerëzit si të dehur e ata nuk janë të dehur, por dënimi i Perëndisë është i ashpër". (El Haxh, 2)

Çdo ditë njerëzit kërkojnë një zgjidhje mirëpo jo përmes thellësive (sekreteve) të qytetërimit të tyre dhe burimit të krenarisë së tyre, mirëpo përmes instruksioneve të cilat u jepen, nëse u thuhet atyre bëhuni ateistë ata shndërrohen, ose kombëtar, ose zgjidhja është në socializëm, dhe kështu kjo seri vazhdon pa kufij, ndërsa i sëmuri ende është i sëmurë dhe temperatura sa shkon e rritet dhe nuk ekziston ndonjë i mençur i cili logjikon. *(vijon)*

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe Vedat Shabani,
Burimi: http://cms.islam.gov.kv, 7.07.2005





**KRYEIMAMËT E KËSHILLAVE TË BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, NË SEMINARIN NJË JAVOR NË KATAR PREJ 3-11 JANAR 2013**

Me ftesë të Qendrës Kardavi për mendimin mesatar islam dhe të ripërtëritjes dhe Fakultetit të Studimeve Islame të Universitetit Hamed bin Halife, një delegacion prej 10 Kryeimamëve të Këshillave të BIK-ut, në krye me Kryeimamin e Kosovës Sabri ef. Bajgora, mori pjesë në një Seminar trajnues prej datës 3-11 janar në Doha të Katarit.

Vizita u mundësua falë angazhimit të Prof. Dr. Hajrudin Hoxhës, ligjërues në Fakultetin e Sheriatit, pranë Universitetit të Katarit dhe Myftiut të Republikës së Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnavës.

Në këtë Seminar morën pjesë:

1. Kryeimami Republikës së Kosovës Sabri ef Bajgora- si udhëheqës i delegacionit
2. Muhamed Demiri-Kryeimam i KBI Podujevë
3. Rexhep Lushta-Kryeimam i KBI Mitrovicë
4. Sylejman Roshaj-Kryeimam i KBI Ferizaj
5. Mr.Iljaz Mustafa-Kryeimam i KBI Gjilan
6. Nusret Abazibra-Kryeimam i KBI Rahovec
7. Sejdi Sallahu-Kryeimam i KBI Suharekë
8. Korab Hajra-Kryeimam i KBI Skenderaj
9. Xhafer Fejziu-Kryeimam i KBI Dragash
10. Naser Kastrati-Imam në KBI Prizren

Në kuadër të këtij Seminari trajnues, ishte edhe një delegacion nga Bashkësia Islame e Maqedonisë në krye me:

1. Dr.Zekerija Bajrami-Imam në Saraj të Shkupit
2. Dr.Naser Ramadani-Profesor i FSHI.
3. Maksut Abazi-Imam nga Tetova-Poraj.
4. Aliriza Jakupi-imam nga Kumanova
5. Omer Zaimi-Tetovë

Ky është hapi i parë i bashkëpunimit të ndërsjellë në mes këtyre dy Insitituciоneve, me qëllim të trajnimit dhe përgatitjes së imamëve-profesorëve dhe Thirrësve islam, në kohën e globalizmit modern, me theks të veçantë - pozitën e muslimanëve në Evropë dhe mënyrat e bashkëpunimit e të dialogimit në mes religjioneve në këto hapësira.

Qendra e Kardavit për mendimin mesatar – "El-Vasatijje", është një qendër me renome botërore, në kuadër të së cilës zhvillohen aktivitete të shumta, në të cilën ligjërojnë figurat më eminente të Islamit bashkëkohor.

Gjatë këtyre ditëve të trajnimit u mbajtën ligjërata me interes si: "Dialogu ndërfetar" nga Drejtori i kësaj Qendre: Dr. Muhamed Halife Hasen, i cili njëkohësisht njoftoi se kjo Qendër ka në kuadër të saj vetëm Programet Master dhe PhD, në gjashtë sfera të studimeve islame bashkëkohore.

Rreth metodologjisë së dhënies së Fetvave, ligjëruan Dr. Husamedin Halil, Dr. Hasen Jeshu'ë, Dr. Abdul-Hakk Humejsh dhe Dr. Muhamed el-Muhtar.

Ligjëratat e tjera ishin të fokusuara kryesisht në Ekonominë islame, me theks të veçantë në punën e Bankave Islame, si një sistem i suksesshëm, tashmë i pranuar edhe botërisht, rreth të cilave ligjëruan Dr. Mundhir Kahf, dhe Dr. Ali Karadag, i cili njëkohësisht është zv/president dhe Sekretar gjeneral i Unionit Botëror të dijetarëve muslimanë, i cili udhëhiqet nga Shkëlqesia e tij. Dr. Jusuf el Kardavi.



Një nder i veçantë për delegacionet tona ishin edhe dy ligjërata të mbajtura nga doktori ynë shqiptar, Dr. Hfz. Hajredin Hoxha, i cili ligjëroi rreth"Mendimit mesatar", si dhe praktikimit të kësaj metodologjie në jetën e muslimanëve.

Ligjërata e tjera ishin rreth Metodologjisë së mendimit mesatar tek Dr. Kardavi, si dhe përpjekjet e muslimanëve në aspektin global për dialogun ndërfetar rreth të cilave ligjëruan Dr. Din Muhamed, Dr. Abduselam Besjuni dhe Dr. Mexhid Mekki.

Krahas ligjëratave të ndjekura nga Kryeimamët, kishte edhe vizita të shumta Institucioneve më me rëndësi në shtetin e Katarit. Prej tyre ishte edhe takimi me Ministrin e Vakëfit të Katarit Dr. Gajth bin Mubarek el Kevari, të cilin Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora e njoftoi gjerësisht rreth gjendjes aktuale në Kosovë, për nevojat dhe sfidat me të cilat po ballafaqohet sot Kosova. Ministri i Katarit për çështje fetare premtoi ndihma në ndërtimin e xhamive, qendrave të ndryshme islame, si dhe projekte të tjera të BIK-ut, të cilat do të shërbejnë si ura të afrimit mes njerëzve.

Prej vizitave të tjera me rëndësi ishin edhe këto:

- Takimi me dijetarin e shekullit Dr. Jusuf el-Kardavin, në shtëpinë e tij, i cili mbajti një ligjëratë rasti, për sfidat e Ymetit musliman në kohën aktuale, për mënyrat e Thirrjes në rrethanat ekzistuese etj.

- Takimi me zv/presidentin dhe sekretarin gjeneral të Unionit botëror të dijetarëve muslimanë. Dr. Ali Karadag.

Takimi me Dr. Ibrahim En-Nuajmi – Drejtor i Qendrës Botërore të Doha-s për tolerancë dhe dialog ndërfetar.

- Takimi me Dekanen e Fakultetit të Sheriatit pranë Universitetit shtetëror të Katarit. Prof. Dr. Aishe Jusuf el Menai.

- Takimi me Prof. Dr. Muhamed Halife, Drejtor gjeneral i Qendrës së Kardavit për mendimin mesatar islam dhe ripërtëritjes, e cila vepron në kuadër të Fakultetit të Studimeve Islame pranë Universitetit Hamed bin Halife.

- Takimi me Drejtorin e Qendrës Kulturore Islame "El-Fenar" në Doha

- Takimi me Përgjegjësit e Muzeut islam të Katarit

- Takimi me udhëheqësit e webfaqes islame www.islamweb.net, e njohur për të gjithë muslimanët, për qasjen e tyre pragmatike ndaj rrjedhave globale të Islamit në botë, etj. Në të gjitha këto takime, Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, nikoqirëve u ofroi informacione bazike rreth Kosovës, si një shtet i ri, rreth gjendjes së muslimanëve, situatës aktuale si dhe planet për të ardhmen që ka BIK-u.



«القرضاوي للوسطية» ينظم دورة لعلماء كوسوفو ومقدونيا

Të gjitha këto takime të delegacionit të Kosovës, i përcoll me interesim të madh edhe shtypi ditor katarian, si gazeta: "Er-Rrajeh", "Esh-Sherk", "El-Vatan", "El-Arab", etj., meqë kjo ishte vizita e parë e një delegacioni të tillë nga Kosova.

Në emër të Myftiu Tërnava, të gjitha këtyre Institucioneve iu dorëzuan nga një amblem i BIK-ut., me shpresë se ky bashkëpunim i sapo filluar, të vazhdojë me intensitet edhe më të lartë në vitet e ardhshme. *DI-press*



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E AAK-SË RAMUSH HARADINAJ

Kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj, më 10 janar është pritur nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët. Myftiu, në emër të BIK-së, të institucioneve të saj dhe në emrin e tij personal, përgëzoi dhe uroi Haradinajn për lirimin nga të gjitha akuzat në Gjyqin e Hagës."Liria dhe pafajësia juaj është tregues i pastërtisë së Luftës së drejtë të UÇK-së dhe fitore e kauzës së drejtë të popullit shqiptar. Ne mirëpresin rikthimin tuaj në Kosovë dhe angazhimin në skenën politike të vendit."- tha Myftiu Naim ef. Tërnava. Kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj, tha: "Si institucione kemi kaluar rrugë të përbashkët në ndërtimin e kapaciteteve të shtetësisë së Kosovës, ku kemi arritur rezultate të lakmueshme. Si në të kaluarën, edhe në të ardhmen na duhet bashkëpunim i ngushtë për ruajtjen e vlerave tradicionale, fetare e kombëtare të popullit tonë".Kryetari i AAK-së, përveç të tjerash, u shpreh se në të ardhmen e afërt, nëse ai merr drejtimin e qeverisë, institucionet fetare duhet të financohen nga buxheti i shtetit. Lideri i AAK-së përgëzoi Myftiun për vënien e gurthemelit të Xhamisë Qendrore në Prishtinë. Myftiu Tërnava dhe kryetari i AAK-së Haradinaj u dakorduan që të bashkëpunojnë në ruajtjen e vlerave pozitive dhe për çuarjen përpara të proceseve në Kosovë.Në fund të takimit, Myftiu Tërnava dhe kryetari i AAK-së shkëmbyen dhurata modeste.(R.Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA NË TAKIM ME KRYETARËT E KËSHILLAVE

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 10 janar ka organizuar një takim pune me kryetarët e këshillave vendorë të Bashkësisë Islame, me të cilët ka diskutuar për jetën fetare në terren, format e organizimit, rezultatet e deritashme si dhe projektet dhe angazhimet për të ardhmen. Myftiu Tërnava ka thënë se, me gjithë rezultatet e arritura në terren, si në ndërtimin e infrastrukturës, angazhimin e kuadrit me përgatitje profesionale superiore, harmonisë së kuadrit të BIK-së, pastaj angazhimin më të mirë të jetës fetare në terren, siç janë mësimbesimi dhe një punë më aktive me xhemat, aktiviteti me të rinj etj., për këtë vit Myftiu kërkoi angazhim më të madh dhe bashkërendim të punëve e aktiviteteve në mes imamëve, Këshillit dhe Kryesisë së BIK-së. Myftiu Tërnava ka kërkuar nga kryetarët e këshillave që t'i japin më shumë rëndësi shpërndarjes së literaturës e publicistikës së BI në xhemat. "Duhet angazhim më i madh që botimet dhe publicistika e Bashkësisë Islame të jetë më afër dhe në duart e besimtarëve tanë"- tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Po ashtu, Myftiu ka kërkuar nga kryetarët e këshillave që t'i japin rëndësi sigurimit të të hyrave për funksionimin normal të BIK-së dhe institucioneve arsimore të saj. Myftiu, po ashtu kërkoi nga kryetarët e këshillave që ata të bashkëpunojnë më shumë në mes tyre dhe të shkëmbejnë përvojat me njëri-tjetrin.



## PËRFUNDOI KURSI I GJUHËS ARABE

Në kuadër të aktiviteteve të tij, Departamenti i të Rinjve i BIK-së organizoi dhe kreu me sukses Kursin e gjuhës arabe (niveli i dytë). Ky aktivitet zgjati përafërsisht dy muaj, nga 22 tetor 2012 deri me 10 janar 2013.Kursi u zhvillua tri herë në javë dhe u mbajt në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti prof. Vahid Haxhiu-profesor i gjuhës arabe në medresenë e mesme "Alaud-din" të Prishtinës. (Fejsal Spahiu)

## MBAHET TAKIMI I PARË ME KRYEIMAMËT E KËSHILLAVE TË BI-SË PËR KËTË VIT

Më 21 janar 2013, Kryeimami i BIK, Sabri ef. Bajgora, mbajti takim të rregullt me kryeimamët e Këshillave të BI-së, të cilëve u foli për detyrat, përgjegjësitë, veprimtarinë dhe rolin që ka udhëheqësi i sektorit fetaro - arsimor në zbatimin e detyrimeve ligjore që rrjedhin nga nenet e caktuara të Kushtetutës së BI dhe rregulloreve në fuqi. Më pas, Kryeimami bëri një analizë gjithëpërfshirëse për vizitën e tij të fundit gjatë muajve nëntor dhe dhjetor të vitit të shkuar në KBI, e cila ishte edhe një nga pikat e rendit të ditës dhe diskutoi në hollësi gjendjen aktuale për secilin Këshill veç e veç. Nëpërmes raportit të përgatitur dhe paraqitjes së sllajdeve me video projektor, u dha një pasqyrë e gjerë për veprimtarinë e realizuar nga ana e Kryeimamit të Kosovës me bashkëpunëtorë, në fushën e mbledhjes së statistikave të objekteve fetare dhe imamëve në Kosovë dhe konfirmimin e të dhënave nga vitet e kaluara me metodën krahasimore, duke trajtuar aspekte që lidhen me plotësimin dhe përmirësimin e infrastrukturës së KBI-së e sidomos të objekteve që konsiderohen trashëgimi kulturore, duke rivlerësuar punën, angazhimet dhe kontributin e kryeimamëve të Këshillave dhe punëtorëve nën administrimin e tyre, duke i nxitur Këshillat për vendosjen dhe përmirësimin e marrëdhënieve të bashkëpunimit me institucionet lokale, në hartimin e rregulloreve përkatëse të administrimit (Këshillat që akoma nuk kanë rregullore), etj. Në pikën e dytë të rendit të ditës, të pranishmit u informuan për aktivitetet e përgjithshme të Kryeimamit gjatë tërë vitit, me theks të veçantë mbi ecurinë e punëve gjatë vizitës së tij në disa shtete të Evropës me qëllim që të përfitoj nga eksperiencat e tyre në praktikimin e lëndës fetaret në shkolla publike. Me udhëheqësit e shërbimeve fetare u diskutua edhe çështja e unifikimit të dokumentacionit zyrtar të natyrës fetare, siç janë: librat amzë për të lindurit dhe të vdekurit, fletë kurorëzimet, dëshmitë mbi pranimin e islamit, fletë evidencimeve të prezencës së imamëve në punë etj. U diskutua gjatë edhe për çështjen e mësim besimit si dhe centralizimit të anëtarësisë si një burim kryesor për zhvillimin me rregull të jetës fetare.Takimi ishte mjaft i frytshëm pasi që kryeimamët patën rastin të njihen për së afërmi me të arriturat e secilit Këshill dhe sfidat që



ata kanë para vetes, mënyrat e zhvillimit të mësim - besimit nga vijues të grupmoshave të ndryshme, çështjet që lidhen ngushtë me zhvillimin e jetës fetare në komunat prej nga ata vijnë, njohja me specifikat e rajoneve, marrja e informacioneve mbi punën dhe aktivitetin e imamëve të mbarë Kosovës, përgjegjësitë dhe obligimet e tyre karshi institucionit dhe xhematit, njohja me gjendjen e infrastrukturës së KBI-së e kështu me radhë. (R. Sh)

### DEKLARATË

Heqjen e Lapidarit të Dëshmorëve në Preshevë nga ana e qeverisë serbe e konsiderojmë një akt të padrejtë dhe në kundërshtim me vlerat qytetëruese perëndimore, duke shkelur të drejtat e popullit shqiptar për të kujtuar dëshmorët e tyre.

Dëmtimi i varrezave ortodokse, është veprim i papranueshëm dhe në kundërshtim me parimet fetare e kombëtare si dhe me traditën pozitive të feve tradicionale.

Nuk duhet bërë gara në të keqe, nuk duhet marr mësim nga regjimet e dhunshme, nuk duhet dhunuar të vdekurit, sepse kjo na shpie në urrejtje, mosdurim, hasmëri e dhunë.

Atakimi i varrezave të kujdoqofshin është veprim i papëlqyer tek Zoti, andaj ftojmë qytetarët dhe besimtarët tanë që varrezat t'i trajtojnë në harmoni me mësimet fetare, traditën fisnike të popullit tonë që bazohet në respekt ndaj tjetrit, tolerancën e mirëkuptim.

Popujt e këtij nënqielli kanë nevojë për paqe, harmoni, tolerancë e mirëkuptim!

*Myftiu i Kosovës,*
*Mr. Naim Tërnava*



## KONFERENCË: "ÇFARË USHQIMI KONSUMOJMË"

Më 24.12.2012, është organizuar një konferencë nga Qendra për Hulumtime Strategjike dhe Sociale – STRAS) me titull "Çfarë ushqimi konsumojmë", e cila u kushtua cilësisë së ushqimit në Kosovë.Të ftuar ishin përfaqësues të institucioneve që merren me kontrollimin e ushqimit, prodhues, distributorë, përfaqësues të bizneseve të tjera, të asociacioneve të biznesit OJQ-ve që merren me mbrojtjen e konsumatorëve dhe pjesëtarë të tjerë të shoqërisë civile.

Panelist në këtë konference ishin: Ibrahim Rexhepi drejtor i institutit STRAS,Valdet Gjinovci- AUVK dhe Dr. Islam Hasani – BIK
Në konferencë u diskutua edhe për standardet Hallall, duke bërë një përshkrim të tregut të produkteve Hallall në Evropë dhe mbarë botën dhe është bërë edhe prezantimi i "Kosova Halal Institute"i themeluar nga BIK-së. Aty u tha që ky institut synon certifikimin e prodhimeve ma standarde Hallall sipas kërkesës së prodhuesve dhe importuesve të prodhimeve të ndryshme. Në veçanti, interesimi i prodhuesve vendor ka qenë rreth procedurave të certifikimit të prodhimeve të tyre me standardet Hallall dhe mundësia e eksportit në vende të Evropës dhe botës Islame. (I. H)

## KOSOVA PËRFAQËSOHET NË GARA NDËRKOMBËTARE TË KUR'ANIT

Në fundvitin që lamë pas, përkatësisht në muajin nëntor, Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) mori një ftesë nga Ministria e Vakëfeve dhe e Çështjeve Islame e Libisë, me të cilën Ministri Dr. Hamza Ebu Faris, për herë të parë në historinë e këtij shteti, po ftonte një përfaqësues nga Republika e Kosovës për të marrë pjesë në garën ndërkombëtare "Çmimi ndërkombëtar i Libisë për mësimin përmendsh të Kuranit të shenjtë dhe recitimin e tij" , e cila u mbajt në Tripoli (Libi), nga data 8 dhjetor deri më 14 dhjetor 2012. Kusht për të marrë pjesë në këtë garë ishte që kandidati të mos ishte më shumë se 25 vjeç dhe kategoria ishte mësimi i tërë Kur'anit përmendsh. Kryesia e BIRK-së përzgjodhi hfz. Burhan Islamin (18 vjeç) nga Gjilani, për ta përfaqësuar shtetin e Kosovës në këtë garë, ku merrnin pjesë më shumë se 60 shtete nga gjithë bota. Në fund të garës, gjatë ceremonisë së ndarjes së çmimeve, përveç Ministrit të Çështjeve Islame, i cili qe organizator i kësaj ngjarjeje, ishin të pranishëm edhe personalitete të tjera, siç ishte Kryetari i Parlamentit të Libisë, i shoqëruar me disa deputetë, pastaj shumë ambasadorë të huaj dhe mysafirë nga vende të ndryshme të botës. Juria e kësaj gare, e përbërë nga pesë veta - kryetar i së cilës qe Dr. Ejmen Suejd nga Siria, arriti të përzgjidhte pesë më të mirët. Vendi i parë i takoi Jemenit, i dyti Nigerit, i treti Libisë, i katërti Kirgizistanit dhe i pesti Mauritanisë. Shpërblimi për vendin e parë ishte 100.000 Dinarë libianë apo 60.000 Euro. I dyti 80 mijë DL, i treti 60 mijë DL, i katërti 40 mijë DL dhe i pesti 20 mijë DL.Të gjithë garuesit u ndanë shumë të kënaqur me organizimin. Për Libinë kjo garë, edhe pse tradicionale, ishte e para e mbajtur pas formimit të shtetit të ri demokratik. Shpresoj që kjo ngjarje të jetë një motiv shtesë për secilin Hafëz Kosovar, në mënyrë që të përgatiten sa më mirë për ta përfaqësuar Kosovën denjësisht në secilën garë në të cilën duan të marrim pjesë. (H.B)





## DUA HATMEJE NË XHAMINË QENDRORE TË HANIT TË ELEZIT

Më 23.12.2012, në Xhaminë qendrore të Hanit të Elezit, u organizua dua hatmeje me nxënësit e imam Muhamed ef. Sumës, njëkohësisht edhe kryetar i KBI-së. Në atë dua hatmeje morën pjesë kryetari i KK të Hanit të Elezit, Menduh Vlashi, kyetari e Departamentit të të Rinjve në këtë Këshill, Tafil ef. Ramuka, dhe anëtari i Këshillit, Arif ef. Hasallari. Muhamed ef. Suma, përveç të tjerash, përshëndeti prindërit dhe të gjithë familjarët e pranishëm që ia besuan që më të dashurit e tyre të mësonin në xhami. Kryetari i dep. të Rinisë, ef.Tafil Ramuka tha se, për zhvillimin e mësim besimit me nxënës, çmon në veçanti vetë kryetarin si dhe kolegët e tij. Më tej ai theksoi, se Këshilli ka bërë edhe organizime të tjera, siç ishte më parë aksioni për pastrimin e qytetit, pastaj aksioni "Dhuro gjak, shpëto jetë", të cilit i qenë përgjigjur masivisht xhematlinjtë (më shumë se 100 xhematlinj dhuruan gjak), dhe përmendi tribunat e shumta nëpër të gjitha xhamitë dhe zhvillimin mësimbesimit edhe nga imamë të tjerë dhe shpërndarjen e ndihmave për personat në nevojë, sidomos gjatë festave, nga të cilat kanë përfituar mbi 512 familje.

Më pas u shfaq një program, ku secili nxënës lexoi pjesë të caktuara nga Kur'ani, e më pastaj nxënësit, për ta bërë këtë ceremoni më madhështore, kishin përgatitur edhe pyetje dhe përgjigje të shumta, që u shtronin njëri-tjetrit, dhe ato zgjuan një interesim të madh dhe bënë që shumë nga të pranishmit të mos frenonin emocionet e të mos përloteshin nga gëzimi për aftësitë e më të dashurve të tyre. Duan e hatmes e bëri Arif ef. Hasallarit. Në fund imami u shpërndau diplomat që kishte përgatitur nxënësve të pranishëm. Nxënësit që kryen hatmen, janë: Resul Suma, Arbi Bushi, Kushtrim Daci, Xheneta Suma, Shpresa Kuka, Besa Dernjani, Lejla Loku, Ylléza Vila, Elvira Vila, Vildana Kalisi dhe Fidajete Kalisi. (Ma.sci. Muhamed Suma)



## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË FERIZAJ
Shpallë

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**
1.Sekretar të KBI-së në Ferizaj,
2.Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Slivovë.

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia), kurse për pozitën e sekretarit kërkohet edhe tri vjet përvojë pune.
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit.
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë ( nëse paraprakisht kanë qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE:**
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Ferizajt.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



**Në shenjë përkujtimi:**

## SI U VLERËSUA PËRSONALITETI DHE VEPRIMTARIA E RAHMETLIUT MULLA AHMET BERISHËS

Më 25 tetor 2012, natën e madhe të Kurban-Bajramit, ndërroi jetë dhe u varros me nderime të larta alimi i shquar mulla Ahmet Berisha. Andaj, vlen të theksohet se, si me rastin e varrimit, ashtu edhe gjatë të pames për të pjesëmarrja e njerëzve ka qenë jashtëzakonisht madhështore. Për pesë ditë, sa zgjati ajo, prej mëngjesit e deri vonë në mbrëmje pa ndërprerë vinin njerëzit në grupe për ngushllime nga vende të ndryshme të Kosovës. Përveç shprehjës së ngushllimeve dhe lutjeve të ndryshme drejtuar Allahut xh.sh. për të, pak kush ka mbetur pa e vlerësuar lartë kontributin e tij duke ia përmendur s'paku ndonjë fjalë, sjellje ose vepër të mirë të tij. Në vijim po i përmendim shkurtimisht vetëm disa më kryesore prej tyre: Me mulla Ahmetin Berishën kemi bashkëpunuar një kohë të gjatë në medrese e pastaj edhe në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës si anëtarë të saj. Si detyrën e edukatorit ashtu edhe të imamit kudo që ka shkuar, M. Ahmeti i ka kryer në mënyrë profesionale dhe me përkushtim të madh. Andaj, me punën e tij të palodhëshme shumëvjeçare, mulla Ahmeti ka dhënë kontribut të gjithëanshëm si për fe ashtu edhe për atdhe. (Mr. Naim ef. Tërnava, myfti i Bashkësisë Islame të Kosovës).

Mulla Ahmeti ka qenë hoxhë dhe patriot i dëshmuar. I cili gjatë tërë jetës së vet, aktivitetin e tij e ka zhvilluar paralel në dy binarë: në atë të fesë dhe të kombit, e kjo nuk ka qenë aspak e lehtë. Ai ka qenë trim i patrembur i cili ka folur publikisht kur të tjerët nuk kan guxuar të flasin. Dhashtë Zoti e u takofshim me të edhe në botën tjetër. (Z. Adem Demaçi, veprimtar dhe patriot i dëshmuar kombëtar). M. Ahmet efendija ka qenë një hoxhë i dalluar dhe intelektual i shkallës së lartë. Ai ka qenë i pajisur me ide përparimtare dhe patriotike, fetare dhe kombëtare. (Dr. Ferid Agani, ministër i shendetësisë). Në një koment të surës "Vel-asri" (pasha kohën) e kam lexuar: Ai që vepron paralel me kohën, ajo i bëhet sadikun-vedud- mik i dashur, ndërsa ai që vepron në kundërshtim me kohën, ajo i bëhet aduvvun ledud- armik i ashpër. Sipas mendimit tim mulla Ahmeti ka vepruar paralel me kohen, andaj ka arritur sukses si për këtë botë ashtu edhe për botën tjetër. (Mulla Ilaz Sekiraqa, hoxhë i dalluar). M. Ahmet efendia para meje ka qenë një kohë të gjatë imam në Deçan. Edhe pse ka kaluar nga ajo kohë një periudhë e gjatë, ai edhe sot përmendet dhe vlerësohet lartë jo vetëm në Deçan por edhe në rrethinën e tij, si një hoxhë i aftë, i guximshëm dhe aktiv në përhapjën dhe mbrojtjën e parimeve dhe vlerave të fesë Islame. (Mulla Murat Thaqi imam në Deçan). Me Mulla Ahmetin jemi njoftuar qysh kur ishte student në Kajro, dhe lidhjet miqësore me të i kam vazhduar gjatë tërë jetës. Me kërkesën time ai mi solli nga Kajro veprat: "Lahuta e Malicisë", "Kosova djep i shqipëtarizës" dhe disa tjera, të cilat atëherë ishin të ndaluara jo vetëm në Jugosllavi, por edhe në Shqipëri. Mulla Ahmeti ka kontribuar shumë gjatë regjistrimit të popullësisë në vitit 1971, duke spjeguar se nocioni "Musliman" ka karakter kombëtar për boshnjakët, kurse ne duhet të regjistrohemi shqipëtar. Ai ka qenë një patriot i mirëfillt fetar dhe kombëtar si shpatë me dy teha. (z. Ibrahim Stublla, intelektual i hershëm dhe i përndjekur politik). Gjatë shërbimit të profesor Ahmet Berishës si imam në xhaminë e Zagrebit të gjithë xhamati kanë qenë të kënaqur e posaçërisht ne shqiptarët që punonim atje, sepse ai për herë të parë përveç në gjuhën boshnjake, ligjëratat i mbante edhe në gjuhën shqipe (Ramadan Gara ish nxënës i medresesë Alaudin në Prishtinë). Mulla Ahmeti dhe mulla Tefiku me përfundimin e medresesë në Sarajevë, sollën një frymë të re të botëkuptimit fetar. Në atë kohë kemi qenë disa të rinjë të cilët edhe pse nuk i kryenim detyrat fetare (siç ishte falja e namazit), ne dëshironim për t'i dëgjuar predikimet e tyre dhe për të biseduar me ta, sa që shpesh herë rrinim deri pas gjysmës së natës. Pas kthimit të tij nga studimet në botën arabe, me mulla Ahmetin kemi bërë ndeja të shpeshta ku kemi biseduar për çështje të ndryshme fetare dhe kombëtare. (Z. Ilaz Pireva, veprimtar dhe ish i burgosur politik). M. Ahmetin e kemi pasur edukator në medrese. Ai ka qenë pedagog i mirëfillt i cili detyrën e tij e ka kryer me përkushtim. Nxënësit i donte shumë, i mësonte dhe i këshillonte me fjalë të urta. Nëse ndokush prej tyre e prishte disiplinën ose e bënte ndonjë faj, ai e qortonte dhe nga një herë rastësisht e ndëshkonte lehtë edhe fizikisht. Mirëpo askush prej nxënësve nuk hidheroheshin prej tij, përkundërazi të gjithë e respektonin sepse e dinin se ai e ka për të mirën e tyre. Mulla Ahmeti ishte nje hoxhë i gjithëanshem, bashkohorë pedantë dhe mikëpritës i dalluar. (Mulla Adnan Berbatovci, sekretar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Prishtinë)."Ahmet ef. Berisha qysh i ri ishte interesuar për çështje kombëtare dhe qysh atëherë kishte zgjedhur shokët më të mirë me të cilët bashkëpunonte dhe bashkëvepronte.

Ndër shokët më të mirë ishin: Adem Demaçi, Isuf Gërvalla, Dibran Bajraktari, Ismajl Ajeti-Bushi, Ismail Dumoshi, Ilaz Pireva etj. Kur kthehej për pushime nga studimet në Kajro, Ahmet efendi Berisha gjithmonë sillte libra shqip të cilat atje gjindeshin, por në Kosovë nuk guxohej as të përmendeshin. Ndër librat që solli nga Kajro ishin: "Lahuta e Malsisë", "Hasan Prishtina" Shqipëria etnike" etj. Ahmet efendi Berisha ishte përkrahës, organizator dhe pjesëmarrës i shumë proceseve, manifestimeve dhe demostratave për liri dhe pavarësi (Dr. Fehmi Krasniqi, në veprën e tij: Majasi- Lugina e Kaçandollit me rrethinë: 1912-2000, Prishtinë, 2006) Me Ahmet ef. Berishën më lidhin kujtime të shumta shoqërore nga bankat shkollore në medresenë e Prishtinës e në atë të Sarajevës dhe vazhduan deri në ditën që e përcollëm në botën tjetër. Mulla Ahmet Berisha ishte njeri intelegjent, bujar, trim dhe i sinqertë. Falë aftësive të tij intelektuale dhe oratorisë së dalluar në çdo tubim që merrte pjesë, në xhami qoftë apo vend tjetër publik, për moto të ligjëratës merrte një ajet Kur'anor ose një hadith të Muhamedit a.s. dhe e shpjegonte gjerësisht duke i kombinuar interesat e kësaj bote me të botës tjetër, dhe të fesë me ato të kombit dhe atdheut. Ai ka qenë një anti-titist i përbetuar kurse për hirë të çështjes kombëtare ka qenë një pro-enverist i madh. Mirëpo pas rënies së sistemit diktatorial në Shqipëri dhe zbulimit të krimeve që i kishte bërë Enveri ai e ndryshoi në tërësi mendimin ndaj tij. M. Ahmeti e donte çdo trevë shqipëtare por mbi të gjitha e donte trevën e Drenicës duke thënë se ajo në të gjitha kohët ka lindur trima të cilët kanë parapri në luftën për çlirimin e atdheut. Qysh nga fillimi ai ishte mbështetës i luftës së UÇK-së, sepse ishte i bindur se pa luftë liria kurr nuk mund të fitohet. Ai i çmonte lartë dhe i donte të gjithë patriotët dhe dëshmorët duke filluar nga Ahmet Delia e Demë Ahmeti e deri te Adem Jashari e Zahir Pajaziti, por mbi të gjithë i donte dy Ademat: Adem Jasharin dhe Adem Demaçin. Mulla Ahmeti është ankuar nga kanceri në zorrë dhe para një viti është operuar në Gjermani. Pas operimit, deri në ditën e fundit të jetës së tij nuk ndiente ndonjë dhimbje tjetër, përveç plogështisë së madhe. Lajmin për ndërrimin jetë të tij, edhe pse nuk ishte aq e papritur, e përjetova jashtëzakonisht rëndë. Vdekja e moshatarit ose e shokut të ngushtë natyrisht të mërzitë dhe të pikëllon rëndë për shkak se ta përkujton se ajo që i ka ndodhur atij sot, gjithësesi do të ndodhë edhe ty sot ose nesër. Ndërsa, në anën tjetër t'i përkujton momentet e ndryshme gjatë shoqërimit me të dhe të bën të kuptosh vlerën që e ka pasur dhe zbrazëtinë e mungesës së tij. Megjithatë, nuk na mbetet tjetër përveç se të ngushëllohemi me fjalët përkujtuese kur'anore: "Vërtet, ne jemi te Allahut dhe tek Ai ne do të kthehemi". Zoti i madhërishëm e mëshiroftë shpirtin e tij, e shpërbleftë dhe na takoftë me të në Xhennet! *(Hajrullah Hoxha)*



## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË PODUJEVË
**Shpallë**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**
**Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e xhematit "Te Besiana", Podujevë**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Podujevës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



përshtatshme për zbulimin e gjenive kur'anore, njohjen sa më shumë të Kur'anit fisnik nga lexuesit dhe hafëzët e këtij libri të shenjtë, krijimin e unitetit të nevojshëm në shoqërinë kur'anore të Evropës si dhe bartjen e përvojave të lexuesve dhe hafëzëve të dalluar për njëri-tjetrin. Sesioni i parë i garave të Kur'anit fisnik të Evropës zhvillohet për grupin e meshkujve dhe të femrave. Dega e hifzit të Kur'anit fisnik zhvillohet për të rinjtë adoleshentë (hifzi i xhuzit 30), për të rriturit (hifzin e 30, 20, 10, dhe 5 xhuzave). Dega e koncepteve kur'anore gjithashtu zhvillohet në grupet e përkthimit të gjithë Kur'anit në gjuhët persiane, gjermane, angleze dhe turke në mënyrë të shkruar. Në garat në fjalë mund të marrin pjesë të gjithë muslimanët me banim në Evropë pavarësisht se cilit medhheb i takojnë dhe përkufizime në mosha.

## MOSKA BËHET ME 6 XHAMIA TË REJA

Gjashtë xhamia të reja ndërtohen në Moskë, kryeqytetin e Rusisë për t'i plotësuar kërkesat dhe nevojat fetare të muslimanëve si pjesë e shoqërisë islame në rritje e sipër të cilat do të ndërtohen me financimin e qeverisë së Rusisë. Autoritetet lokale të Moskës të mërkurën me 19 dhjetor, kanë njoftuar se objektivë e realizimit ë këtij projekti është plotësimi i nevojave fetare të shoqërisë islame në rritje e sipër ndërkohë që tani janë ndarë dhe caktuar pronat ku do të ndërtohen xhamitë në fjalë në kryeqytetin rus, Moskë dhe tani po kryhen edhe punët përfundimtare për fillimin e këtij projekti. Vlen të theksohet se qeveria e Rusisë vazhdimisht ka qenë në konflikt me grupet nacionaliste sa i përket ndërtimit të objekteve fetare sepse ata kërkojnë organizimin e një referendumi popullor për ndërtimin e objekteve fetare. Mirëpo duke pasur parasysh shoqërinë islame në rritje e sipër në Rusi, qeveria është detyruar që të marrë iniciativë për plotësimin e nevojave të këtij komuniteti fetar të këtij vendit duke mos marrë parasysh kundërshtimin e partive nacionaliste.

## ORGANIZOHET SESIONI I PARË I GARAVE EVROPIANE TË KUR'ANIT FISNIK NË GJERMANI

Sesioni i parë i garave evropiane të Kur'anit fisnik organizohen nga Darul-Kur'ani Kerim në Gjermani dhe zhvillohet në degët e hifzit, leximit dhe koncepteve të Kur'anit fisnik, këndimin e ezanit dhe korit artistik islam në fillim të muajit mars të këtij viti. Këto gara organizohen me qëllim të përhapjes së kulturës dhe njohurive të Kur'anit fisnik, krijimin e rrethanave dhe kushteve të

## ZBULOHEN VEPRA TË VJETRA KUR'ANORE NË XHAMINË KRYESORE TË SAN'A-S

Një koleksion i veprave të vjetra kur'anore që i përkasin shekullit të parë hixhri, janë zbuluar në xhaminë kryesore të San'a-s, kryeqytetit të Jemenit. Këto vepra të vjetra kur'anore janë gjetur në tavanin e xhamisë kryesore të San'a-s dhe në mesin e tyre vërehet edhe një manuskript e Kur'anit fisnik e cila ka mbetur pothuajse e plotë. Amer Al-Ahmedi, zv/ ministër i ministrisë kulturore të Jemenit në departamentin e veprave në dorëshkrim dhe maniskriptave të vjetra, në lidhje me këtë ka thënë: Edhe dyzetë vjet më parë janë gjetur disa vepra të vjetra kur'anore gjatë punimeve të kryera në tavanin e kësaj xhamie të cilat janë dërguar në qendrën e manuskripteve të vjetra. Ai ka shtuar se vendi ku janë gjetur këto vepra kur'anore tani është i ndryshëm nga ai në të cilën janë gjetur 40 vite më parë. Vlen

të theksohet se xhamia kryesore në kryeqytetin e Jemenit, San'a është ndër xhamitë më të vjetra në botë për të cilën thuhet se është ndërtuar gjatë kohës së Muhamedit a.s. nëpërmjet guvernatorit të shtetit islam.

## PRODHIMI I FILMIT TË SHKURTËR PËR TË LUFTUAR FANATIZMIN ANTI-FETAR NË BRITANI

Një kompani mediatike britaneze ka marrë iniciativë për prodhimin e një filmi me metrazh të shkurt dhe me transmetimin e tij në internet, synon të luftojë fanatizmin e pa drejtë dhe anti-islam. Amjid Khazir, drejtor i kompanisë Media Cultured në një intervistë me gazetën angleze Gardian në lidhje me këtë ka thënë: Objektivi i ynë nga prodhimi i këtij filmi është përpjekja për integrimin e shoqërive të ndryshme britaneze dhe përhapjen e kulturës së tolerancës në mes pjesëtarëve të tyre në fushën e mediave sociale gjë që është hedhur në harresë nga ana e qeverisë. Khazir, një musliman britanez mundohet që me anë të këtij filmi të luftojë kundër fanatizmit anti-islam dhe me anë të veprimtarisë së ndryshme të përhap kulturën e tolerancës dhe bashkëjetesës në mes besimtarëve të feve të ndryshme në këtë vend. Ky film i cili quhet "Combinations", paraqet një tregim të një personi me emrin Imran Naim, një trajner musliman me profesion trajner i boksit i cili ka bartur edhe stafetën e lojrave olimpike i cili mundohet që duke paraqitur imazhin e vërtetë myslimanëve të Britanisë, të luftojë kundër imazheve dhe ideve të pavërteta ndaj 2.5 milionë muslimanëve në këtë vend.

## NË FRANCË NJË XHAMI REGJISTROHET SI MONUMENT HISTORIK

Emri i xhamisë së ishullit Majot, ish-koloni e Francës, regjistrohet si monument historik në listën e veprave dhe monumenteve kombëtare të këtij vendi. Xhamia Tsingoni në perëndim të ishullit Majot, njëra prej ish-kolonive të Francës ka arrit të fitojë këtë nder që emri i saj të regjistrohet në listën e veprave dhe monumenteve historike të Francës. Frederik Mitran, ish-ministër i kulturës në Francë, gjatë një vizite të cilën e ka bërë dy vite më parë në këtë ishull duke vizituar edhe xhaminë në fjalë, ka propozuar planin për regjistrimin e saj në mesin e monumenteve historike. Xhamia në fjalë është xhamia e parë në ishullin Majot e ndërtuar prej guri dhe i përket shekullit të 16 ndërsa është ndërtuar nga një princ iranian në atë kohë. Kjo xhami e ndërtuar në vitin 1538, mund të konsiderohet edhe si simbol shpirtëror të paraqitjes së islamit në këtë ishull qysh në atë kohë. Vlen të theksohet se ishulli Majot është një prej ishujve matanë deteve të Francës i cili në të kaluarën ka qenë koloni franceze ndërsa tani është pjesë e territorit të Francës.

## PËRURIMI I XHAMISË MË TË MADHE NË JUG TË ITALISË

Xhamia më e madhe në jug të Italisë është përurua në qytetin Salemi të ishullit Sicili. Ceremonia për përurimin e këtij objekti fetar i cili është emëruar me emrin "Xhamia Er-Rrahmetu" është zhvilluar në prani të Nurudin el Hadimi, ministër për çështje fetare të Tunizisë dhe Abdulfetah Muro, zv/kryetari partisë 'En Nehda" si dhe me pjesëmarrjen e shumë personaliteteve të pushtetit lokal të Sicilisë dhe ambasadorët e shteteve të ndryshme islamike. Ceremonia zyrtare në fjalë ka filluar me fjalën e ministrit për çështje fetare të Tunizisë ndërsa në vazhdim ka vazhduar me hyrjen e qytetarëve myslimanë në këtë xhami përderisa thërrisnin "Allahu Ekber". Vlen të theksohet se xhami në fjalë në qytetin Salemi është ndërtuar pas një procesi të gjatë prej kur myslimanët e këtij rajoni të Italisë në vitin 2009 kishin paraqitur kërkesën e tyre për bashkiakun e këtij qyteti për ndarjen e një prone ku do të ndërtohej kjo xhami për pakicën myslimane i cili ishte pajtuar me kërkesën e myslimanëve dhe kështu pas ndarjes së një prone ishte marrë iniciativa për ndërtimin e xhamisë në fjalë për të cilën ka kontribuar sidomos qeveria e Tunizisë.

(Mr.Rexhep Suma)



| AUTOR: AGIM GASHI | STARTET, FILLET | PERIUDHA PARA-SHKENCORE E KIMISË | SYZE | EMNAK I ERISËS | VEND NË ITALI | FILOLOGU HOPLANDEZ, HANS | MJET UDHËTIMI NË UJË | FERID AGANI | UNIONI | LLOJ BIME ME TË CILIN BËHESHIN FSHESA | E PATIP, E PALLOJ | | EMËR MASHKULLI SHQIPTAR | MATEMATIKA TEORIKE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AKTORI NË FOTO | | | | | | | | | | | | UNIVSERISTETI I MELBURNIT / SHKOJ ME VRAP | | |
| EMËR FEMRE SHQIPTARE | | | | | | | | | SHKENCA MBI MORALIN / ARRATIA | | | | | |
| FIJE BARI NË VENDE ME UJË | | | | | | | | QËNDRUESHMËRIA / ASTATI | | | | | | |
| EMËR I HUAJ FEMRE | | | | | | PROFET I ZOTIT / BORI | | | | | | | DHE / QERAMIKA | |
| BURIMI, GURRA | | | | HEROINË SHQIPTARE | SHKIMTARI I NDJERË, QAMIL | | | | | | | PROMETIUMI / UNITED STATES | | |
| PANTALLONA TRADICIONALE SHQIPTARE | | | | |  | | | | | NDËRTESË TRADICIONALE SHQIPTARE | | | | |
| | AMPERI / ATHDETAR | | DHE / KREU I BIK-ut, TERNAVA (SHQ.) | | | | | | | EMËR M. ISLAM | | | | |
| FOSFORI | | NUMRI / SHTËPI BOTUESE BOTËRORE | | | | | | | | | | ÇELËS MUZIKOR / PARA-ARDHËSJA E FSK-së | | |
| TITULL OSMAN | | | | | | | | | | | TIK-... / VËNIA NË SKENË | | | |
| GUXIMTAR | | | | | | | | | | ÇASTI | | | | |
| JEVGE | | | | | | | | | | NORA KELMENDI | | | ZANORE / ELEMENT I ALKANIVE | |
| I DOBËT | | | | | | | | | | SEKONDA | | ABDULLAH ZENELI / EDHE (ANG.) | | |
| ZY ZANORE | | | AUSTRIA / RADONI | | DRAMA E PARË SHQIPE | LEPURUSH | ENERGJIA | | PËR | PIRISH, SHKATËRROJ / NOTË MUZIKORE | | | | |
| LLOJ KAPELE HAXHINJSH | | | | | | | | KOMPOZIORI JAKOVA / ISH-MINISTRI, ÇARÇANI | | | | | | |
| IRNOSJA | | | | | | | QIRATË E TOKËS / MAL NË AUSTRI | | | | | | | |
| KALIUMI | | FLORI | KUSHDO / MINUS | | | | | | | INDIA / 1 ROMAK | | QYTET ANTIK KINEZ / TIRANA | | |
| | VEGLA TEKNIKE / URANI | | | | | | | | HOLLËSIA / UNË (ANG.) | | | | | |
| RRUGA MBI LUMË | | | | KOMPOZITORI, KOCI | | | | | | IRIDI | | | REPUBLIKA | |

**GJIDHEJT E NUMRIT TË KALUAR:** MEHMET ALI PASHA, EKUATORI, ANALE, DRAMATIKE, OMER, OAZA, AFERIM, TE, ENI, KLINIKAT, N, M, MT, LINI, M, R, IMAK, OM, R, IMAK, SOBA, OZU, NAM, INI, BORA, IMA, EPIK, N, GR, DOK, IMAM, ELAN, MEFA, L, DAMAR, AZIMUT, IMITACIONI, ERRI, EMALIM, ECI, VRERI, ORTAKE, O, KATE, ANTARKTIK.




**Thuaj:**
**Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë.**
**Thuaj:**
**"Binduni Allahut dhe të dërguarit, e nëse ata refuzojnë, atëherë Allahu nuk i do pabesimtarët!"**
(Ali Imran, 31- 32)

**Transmeton Enesi r.a. nga i dërguari i Allahut, Muhamedi a.s, se ka thënë: "Nuk beson askush prej jush derisa të jem tek ai më i dashur sesa prindi i tij, fëmija i tij dhe të gjithë njerëzit."**
(Transmeton Buhariu dhe Muslimi)



Të gjithë besimtarëve musliman urime

**DITËLINDJEN E TË DËRGUARIT A.S.**

Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë me të

Dhe, kur Isai, biri i Merjemes tha:
"O beni israilë, unë jam i dërguar i Allahut te ju,
jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje dhe
jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje,
emri i të cilit është Ahmed!"
E kur ai u erdhi atyre me argumente
të qarta, ata thanë:
"Kjo është magji e hapët".

(Es-Saff, 6)